# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. **A**tdhetar
2. **B**esimtar i sinqertë
3. **C**ilësor
4. **Ç**lirimtar
5. i **D**ashur për të gjithë
6. i **Dh**embshëm për të gjithë
7. **E**dukues i shoqërisë
8. i **Ë**mbël në kuvendime
9. **F**alenderues i Allahut
10. i **G**ëzuar dhe i lumtur
11. **Gj**enerator i të mirave
12. **H**ero në beteja
13. **I**deator i zgjidhjes së problemeve
14. **J**etësues i veprave të mira
15. **K**ureshtar për dije
16. i **L**umtur
17. **Ll**ogaritar i punëve të veta
18. **M**ënjanues i të këqijave
19. **N**dihmëtar i të varfërve
20. **Nj**erëzor
21. **O**bjektiv
22. i **P**a thyeshëm si shkëmb
23. **Q**ëndresë si Feniksi
24. **R**evolucionar
25. **Rr**egullues i marrëdhënieve shoqërore
26. **S**imbol dhe sypatrembur
27. **Sh**embulltyrë për të tjerët
28. **T**ejkëqyrës i problemeve
29. i **Th**jeshtë, modest
30. **U**dhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. **V**ullnetmirë
32. **X**ixëllonjë i shpresave
33. **Xh**evahir
34. **Y**ll
35. **Z**emërbutë dhe
36. **Zh**dukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,**
**më jep furnizim të begatshëm,**
**m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti “Atëherë më trego për shenjat e Kijametit”.

Muhamedi a.s iu përgjigj:

- “Kur robëreshës fëmija t’i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha”.
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: “O Omer a e njohe atë që po më pyeste”. – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha:

“Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj”.

( MUSLIMI )

# TERMINOLOGJITË E FIKHUT

Terminologjitë e fikhut të cilat do t`i shpjegojmë janë:

1. **FARZI**
2. **VAXHIBI**
3. **SUNETI**
4. **HARAMI**
5. **MEKRUH TAHRIMEN**
6. **MEKRUH TENZIHEN**
7. **MUBAHI**

**Vërejtje:**

*Këto janë ligjet obligative për çdo njeri të moshës madhore dhe i cili i ka përmbushur kushtet për me qenë person fizik i ngarkuar me të drejta dhe detyra ndaj Krijuesit .*

# FARZ

Farz do të thotë  urdhër i prerë dhe i drejtpërdrejtë.

**Definicioni : Farz është çka kërkohet prej neve për ta kryer patjetër një vepër me argument të qartë.**

Farzin duhet t`a besojmë, ta vërtetojmë dhe t`a veprojmë me bindje të plotë.

Mosbesimi i Farzit të shpie në pabesim, ndërsa refuzimi i Farzit në gabim të madh, i cili nuk falet (Fisk).

Farzi ndahet në dy lloje :

1. **Farzi Ajn** (Farzi i individit)
2. **Farzi Kifaje** (Farzi shoqërorë)

- **Farzi ajnë** (farzi personal) është çdo farz që kërkohet prej secilit indvid për ta kryer patjetër. Shembull kemi Namazin, Agjerimin etj.

Këto janë farze të cilat kërkohen prej secilit për t'i kryer veç e veç .

- **Farzi Kifaje** (farzi shoqërorë) është çdo farz i cili  kërkohet prej shoqërisë për ta kryer patjetër.  Nëse disa prej shoqërisë e kryejnë këtë farz, të tjerët lirohen prej asaj vepre, nëse asnjëri nuk e kryenë, që të gjithë bëhen mëkatarë.
- Shembull kemi namazin e xhenazës, nëse disa  ia falin namazin e xhenazës të tjerët lirohen prej atij farzi apo prej namazit të xhenazës .

**Pyetje :**

1. *Trego definicionin e farzit?*
2. *Çka bëhet nëse nuk e besojmë farzin?*
3. *Si ndahet farzi?*
4. *Çka quajmë farz ajn?*
5. *Çka quajmë farz kifaje?*

# VAXHIB

Vaxhib do të thotë **me vendosë**.
**Definicioni:**

**Vaxhib është çka kërkohet prej neve për ta kryer patjetër një vepër me argument jo të drejtpërdrejt dhe jo të qartë.**

- Vaxhibin duhet t`a veprojmë dhe t`a besojmë.
- Nëse nuk besohet vaxhibi, bëhet mëkat i madh.
- Nëse nuk veprohet dhe refuzohet prap bëhet mëkat.

Shembull të Vaxhibit:

Prerja e kurbanit, falja e namazit të vitrit, sadakatul-fitri, falja e namazit të bajrameve …etj.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë Vaxhib?*
2. *Trego definicionin e Vaxhibit?*
3. *Çka bëhet nëse nuk e besojmë dhe nuk e veprojmë Vaxhibin?*
4. *Trego shembuj të Vaxhibit?*

# SUNET

**Sunet** do të thotë rrugë, drejtim, traditë.

Ndërsa në sheriat me “**sunet**” kuptojmë:
**Çka kërkohet prej neve për ta kryer një vepër, por jo në mënyrë të domosdoshme, sikurse te farzi, dhe jo patjetër .**

Pra, ai i cili e kryen sunetin meriton lavdërim dhe shpërblim, ndërsa moskryerja e sunetit meriton qortim dhe vërejtje.

**Definicioni:**

**Sunet është çdo vepër çka është vërtetuar prej Muhamedit a.s, pa marrur parasysh ajo vepër a është vërtetuar prej fjalëve të Muhamedit a.s. apo prej veprave të tij apo prej ndonjë forme tjetër.**

Sunetet ndahen në dy lloje:

1. **Sunete të sigurta dhe të regullta** (sunete muekede).
2. **Sunete jo të rregullta** (gajri muekede).

- **Sunete muekede** janë sunetet të cilat rregullishtë i ka vepruar Muhamedi a.s.
- **Sunetet gajri muekede** janë sunetet të cilat nuk i ka vepruar rregullisht Muhamedi a.s.

**Pyetjet:**

1. *Çka do të thotë Sunet?*
2. *Çka quajmë në sheriatin Islam Sunet?*
3. *Trego definicionin e Sunetit?*
4. *Çka meriton ai i cili e kryen Sunetin?*
5. *Çka meriton ai i cili nuk e kryen Sunetin?*
6. *Si ndahet Suneti?*
7. *Çka janë Sunetet muekede?*
8. *Çka janë Sunetet gajri muekede?*

# MUSTEHAB

**Mustehab** do të thotë çështje e pëlqyer, e mirë dhe e dashurë .
**Definicioni:**

**Mustehab është çdo vepër e cila kërkohet prej neve për ta kryer, por jo në mënyrë të domosdoshme, as në mënyrë të drejtpërdrejt, por vetëm është treguar se është mirë me e kryer**

Ndryshe "**Mustehab**" është vepër vullnetare (nafile), edukative (edeb), e vlefshme (nedeb).

Ai i cili e kryen "**mustehabin"** meriton shpërblim prej Zotit, ndërsa ai i cili nuk e kryen "mustehabin" nuk meriton as qortim, as ndëshkim, as denim, e as vërejtje.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë Mustehab?*
2. *Trego definicionin e Mustehabit?*
3. *Çka meriton ai i cili e kryen Mustehabin?*
4. *Çka meriton ai i cili nuk e kryen Mustehabin?*

# HARAM

**Haram** do të thotë ndalesë.
**Definicioni:**

**“Harami është çka ndalohet rreptësisht me argument të qartë dhe të drejtpërdrejtë”.**

- Prej haramit duhet të largohemi gjithsesi, duhet t’a besojmë se ajo çështje është haram .
- Nëse largohemi prej haramit meritojmë lavdata dhe shpërblim, nëse e veprojmë dënohemi me ndëshkim të rreptë dhe vuajtje të rendë.

**Shembull** të haramit kemi**:** Kemi alkoolin, mishin e derrit, prostitucionin, vjedhja, vrasja pa ligj dhe pa të drejtë etj**.**

Pyetje:

1. *Çka do të thotëHaram?*
2. *Trego definicionin e Haramit?*
3. *Çka fitojmë nëse largohemi prej haramit?*
4. *Çka meritojmë nëse e veprojmë haramin?*
5. *Trego shembuj  të haramit?*

# MEKRUH

Mekruh do të thotë çështja jo e mirë, e urrejtur, e pa pëlqyer dhe jo e dashurë.

**Definicioni:**

**Mekruh është çdo ndalesë që është kërku prej neve jo në menyrë të drejtepërdrejtë, as në menyrë të domosdoshme dhe jo në formë të prerë.**

Pra me vepru Mekruhin nuk meriton dënimin, ndërsa me u largu prej mekruhit meriton shpërblim .

Mekruhi ndahet në dy lloje:

1. **Mekruh tahrimen** (Mekruhi i afërt me haramin )
2. **Mekruhi tenzihen** (Mekruhi i largët prej haramit)

- **Mekruhi tahrimen** është çdo ndales që është kërkuar prej neve jo me argument të qartë, por të dyshimtë.
- **Mekruhi tenzihen** është çka është kërku prej neve për t'u larguar, jo në formë të prerë.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë Mekruh?*
2. *Trego definicionin e mekruhit?*
3. *Çka meriton me u largu prej mekruhit?*
4. *Si ndahet mekruhi?*
5. *Çka quajmë mekruhi tahrimen?*
6. *Çka quajmë mkruhi tenzihen?*

# MUBAH

Mubah do të thotë e lejuar apo çështje jo e ndaluar .
**Definicioni:**

**Çdo çështje për të cilën njeriu është i lirë me zgjedhë, me kryer ose mos me kryer atë veprim.**

Nga definicioni kuptojmë se veprimi i mubahit ose mosveprimi, nuk sjell as shpërblim as ndëshkim.

- Shembuj të mubahit kemi: Të gjitha nevojat dhe çështjet tona ditore .

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë Mubah?*
2. *Trego definicinin e Mubahit?*
3. *Trego shembuj nga Mubahi?*

# PASTËRTIA

**Pastërtia** është pjesë e Imanit.

Kur të flasim për pastërtinë duhet të kemi parasysh pastërtinë shpirtërore dhe trupore, se imani është besim dhe veprim. Pse vendi i imanit është zemra, patjetër zemra duhet të jetë e pastërt, pastaj shpërndahet drita e imanit nëpër pjesë të trupit, ndërsa vepra është e mvarur prej pjesëve të trupit, kështuqë pjesët e pastërta të trupit e kryen veprën e pastërt .

**Në fikh pastërti nënkuptojmë largimin e ndytësirës dhe fëlliqësirës. .**

Ndytësira dhe fëlliqësira natyrisht largohet me ujë, por mund të largohet edhe me mjete të tjera .

# UJI

Çdo ujë që zbret prej qiellit, pamarrë parasysh a është i ëmbël apo i njelmët, derisa mos t`a ndrushojë ngjyrën dhe erën është i pastërt.

Allahu i Madhëruar në Kur`an thotë:

**“Prej qiellit ju kemi zbritur ujin e pastërt** (dhe që pastron)**”.**

***<u>Ujërat e pastërta që pastrojnë janë:</u>***

1. Uji i shiut,
2. Uji i detit,
3. Uji i lumenjëve,
4. Uji i bunarit,
5. Uji i kroit,
6. Uji i borës dhe
7. Uji i akullit .

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë pastërti në fikh?*
2. *Çka quajmë ujë të pastërt?*

# LLOJET E UJËRAVE

1. **Uji i pastërt plotësisht**: quhet uji i cili nuk është mekruh për t'u përdorur dhe nuk është përzier asgjë me të, nuk e ka dnryshuar ngjyrën, as erën e as shijen.
2. **Uji pjesërisht i pastërt**: quhet uji i cili është mekruh me përdorë.
- I këtij lloji është uji në të cilën ka pi ujë macja e shtëpisë dhe ka qenë sasi e vogël.
3. **Uji i përdorur** (edhe pse është i pastërt) quhet: uji me të cilën kemi marrë njëherë abdest, do të thotë: duke marrë abdest posa të ndahet uji nga pjesa e trupit është i pastërt, por i përdorur dhe nuk lejohet me marrë abdest me atë ujë tjetri.
4. **Uji i papastërtë** (i ndytur ): quhet uji në të cilën ka ra ndytësirë, dhe ka qenë pak e i palëvizshëm .
- Nëse uji është i rrjedhshëm shumë dhe qarkullon pandërprë, llogaritet i papastërtë vetëm atëher kur bie ndytësirë dhe ia ndryshon erën, shijën dhe ngjyrën .
5. **Uji i dyshimtë**: quhet uji i cili dyshohet me u përdorë pse në të ka pi ujë kali, gomari e të ngjashme.

Nga e gjithë çka thamë më lart, kuptojmë se:
- nëse uji është me sasi të vogël, shiqojmë; nëse ka pi njeriu quhet **ujë i pastërt**,
- e nëse ka pi qeni, derri apo egërsirat, quhet **ujë i papastërt**,
- nëse ka pi macja, **quhet mekruh** (i papëlqyer) me u përdorë,
- nëse ka pi gomari apo kali, quhet **ujë i dyshimtë**.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë llojet e ujërave?*

# ABDESTI

Abdest quhet: pastrimi i posaqëm i disa pjesëve të trupit para se ta falim namazin.

Argument për abdestin se është farz, kemi fjalën e Allahut në Kur`an, ku thotë:

> **“O besimtarë kur të ngriteni për me u falë** (më së pari) **pastroni fytyrat tuaja,** (pastaj) **duart e juaja deri në bërryla, lëmoni** (jepni mes`h) **kokat e juaja dhe** (në fund pastroni) **këmbët e juaja deri në nyje”.**

(SURETUL-MAIDE, 6)

Argument tjetër për abdestin, kemi thënjen e Muhamedit a.s., ku thotë :

> ***“Allahu nuk e pranon namazin e juaj nëse kryeni nevojë e nuk merrni abdest ”.***

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë abdest?*
2. *Cili është argumenti Kur`anor për abdestin?*
3. *Cili është argumenti i Hadithit për abdestin?*

# FARZET E ABDESTIT

Farzet e abdestit janë katër:

1. **Larja e fytyrës**

- Farz me la fytyrën është prej ku kanë dalë flokët e deri në mjekërr dhe prej veshi deri në vesh.

2. **Larja e duarve me gjithë bërryla** :

- Nëse një pjesë e bërrylave jet pa u pastruar, abdesti nuk pranohet.

3. **Lëmimi i kokës** (me i dhënë mes`h kokës )

- Farz është me e lëmu kokën një të katërtën e kokës apo sa përfshinë shuplaka e dorës.

3. **Larja e këmbëve deri në nyje** .

- Nëse këmbët janë të krisura apo të qara, mirëpo larja nuk shkakton dhembje, atëherë patjetër uji duhet ta përfshijë edhe pjesën e mbrendshme, do të thotë, në mes të krisjes apo qarjes .
- Nëse këmbët janë të krisura apo të qara, mirëpo shkakton dhembje atëherë nuk lahen mirëpo nëse e kërkon nevoja atëherë i jepet mes`h këmbëve, mirëpo nëse edhe mes`hi pengon apo shkakton dhembje atëherë pranohet abdesti.

**Pyetje:**

*1.Cilat jan farzet e abdestit?*

# SUNETET E ABDESTIT

**Sunetet e abdestit janë:**

1. Me fillu abdestin me “Bismilah “.
- Nëse thuhet “ bismilah “ në mes të absdestit nuk arrihet vlera e sunetit.
- Me thenë në fillim të abdestit “Elhamdulilah” ose “Eshhedu en La iLahe il-allah” arrihet vlera e sunetit.
2. Me i la duart.
3. Me e përdorë misfakun (brushën e dhëmbëve), nëse jo me e pastru gojën me gishta.
4. Me e pastru gojën.
5. Me e pastru brendinë e hundës.
6. Me e fërku mirë mjekrrën gjatë larjes së fytyrës.
7. Me i dhënë mes`h tërë kokës. Ndërsa 1- 4 të kokës me i dhënë është farz.
8. Fërkimi i duarve gjatë larjes së tyre dhe fërkimin e gishatave të këmbëve.
9. Me i pastru pjesët nga tri herë.
10. Me i dhënë mes`h veshëve.
11. Me i dhënë mes`h qafës.
12. Nijeti.
13. Renditja.
14. Radhitja.
15. Me fillu nga e djathta.
16. Me i dhënë mes`h pjesës së përpame të kokës.
17. Gojën dhe hundën me e shpërla mirë, për ate që nuk është agjerueshëm.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunetet e abdestit?*

# MENDUBET E ABDESTIT

**[Çka është edukative gjatë abdestit?]**

**Gjatë abdestit edukative janë:**

1. Të ulesh në vend të ngritur
2. Të kthehesh në drejtim të kiblës
3. Mos me kërku prej tjetrit me qitë ujë
4. Mos me folë me tjerët
5. Që në të njejtën kohë me qenë; edhe nijeti i zemrës edhe i gjuhës
6. Lutjet
7. Me përmend emrin e Allahut para  larjes së çdo pjese të abdestit
8. Me i pastru mirë veshët
9. Me lëvizë unazën
10. Shpërlarjen e gojës me bë me dorë të djathtë
11. Në mbrendi të hundës me shti ujë me dorën e djathtë dhe me largu - me dorën e majtë.
12. Me pi ujë pas përfundimit të abdestit
13. Me shqiptu shehadetin pas përfundimit të abdestit
14. Pas përfundimit të abdestit me thenë:

    ***"O Allahu im!, më bën prej atyre që pendohen dhe që gjithmonë janë të pastërt".***

**Pyetje:**

1. *Cilat janë mendubet e abdestit ?*

# MEKRUHET E ABDESTIT

**Mekruhet e abdestit janë:**

1. Me përplasë ujin për fytyre
2. Me shpërla gojen me dorën e majtë, ose -
   me e largu ujin nga hunda me dorën e djathtë .
3. Me lënë ndonjë sunet prej suneteve të abdestit, të cilat i kemi përmendur më parë.
   (Me lënë ndonjë sunet me harresë apo pa qëllim nuk është mekruh )
4. Me i dhënë mes`h kokës tri herë.
5. Me i pastru pjesët e abdestit më shumë se tri herë
6. Me shpenzu ujë shumë gjatë marrjes së abdestit –
   nëse uji është pronë e atijë që merr abdest, është mekruh,
   por nëse është pronë e shoqërisë, si uji në xhami, uji në vende publike është haram
7. Me u stërpikë
8. Me marr abdest në vendin e ndytur
9. Me bisedu me të tjerët

- nëse kthehet përshëndetja e selamit nuk është mekruh,
  po ashtu me përshëndet të teshurin e dikujt

10. Me kërku prej tjetrit me qitën ujë për të marrur abdest, kur nuk ka nevojë

- Ndërsa për të sëmurin dhe plakun nuk është mekruh për ta, me marrë abdest e tjetri m`i ndihmuar me qitë ujë gjatë marrjes së abdestit.

**Pyetje:**

1. *Cilat jan mekruhet e abdestit?*

# ÇKA E PRISHË ABDESTIN

Abdestin e prishë çdo gjë çka delë prej trupit apo prej organeve.

1. Çka del prej organeve janë: urina, nevoja e madhe apo era e rëndë
2. Çka del prej trupit janë: gjaku, të vjellurit dhe nëse pështynë gjakë;

- Nëse gjaku dhe pështyma janë të një sasie abdesti prishet
- Nëse gjaku është më shumë se sasia e pështymës prishet abdesti
- Nëse gjaku është më pak se sasia e pështymës nuk prishet abdesti

3. Gjumi

- gjumi jashta namazit e prishë abdestin
- gjumi në qendrim në këmbë gjatë namazit, në ruku ose në sexhde e prish abdestin
- gjumi i lehtë apo të koturit për personin i cili dëgjon apo është në gjendje për të dëgjuar, nuk e prishë abdestin

4. Humbja e vetëdijës pa marrë parasyshë prej të fiktit, çmendurisë, apo humbje e vetëdijës me ilaqe ose me injekcion
5. Të qeshurit me zë në namaz

- Buzëqeshja në namaz nuk e prishë abdestin
- Të qeshurit pas etehijatit të uljes së fundit dhe para selamit namazi pranohet, ndërsa abdesti prishet
- Të qeshurit para etehijatit të uljes së fundit dhe para selamit prishet edhe namazi edhe abdesti
- me qeshë falësi e me ndi ai e jo tjetri përeth, atëherë namazi prishet e jo abdesti
- nëse fëmija (para bylygut) qeshë me zë në namaz, namazi i prishet ndërsa abdesti jo
- me marrë abdest, për të bërë sexhde të këndimit të Kur`anit (sexhdetu-tilaveti) dhe duke e bërë atë sexhde qesh me zë, sexhdja përsëritet ndërsa abdesti nuk prishet.

6. Dyshimi në abdest

- nuk mundet me ndodhë që dyshimi me qenë proporcional, do të thotë 50% me qenë i dyshimtë se ke abdest , e 50 % me qenë i dyshimtë se nuk ke abdest
- nëse anon dyshimi më shumë në ate se e ke prishur abdestin, atëher abdesti është i pavlefshëm
- nëse je i sigurtë më shumë në atë se nuk e ke prishur abdestin, atëher abdesti është i vlefshëm .

  Se rregull e fikhut është: “E sigurta nuk çfuqizohet për shkak të dyshimit”.

**Pyetje:**

1. *Çka e prish abdestin?*

# LLOJET E ABDESTIT

Abdesti është farz për me fal namaz.
Mirëpo ka raste kur abdesti nuk është farz, por është mustehab.

**Abdesti është mustehab në këto raste:**

1. Abdesti me përkujtu Allahun
2. Abdesti para se me ra me fletë
3. Abdesti për të papastërtin (xhunubin)
- me këtë llojë abdesti nuk lejohet me u falë, por vetëm me ndejtë derisa të mirret gusuli.
4. Abdesti për çdo namaz do të thotë edhe me pas abdestin e namazit të kaluar me marrë abdest për namazin që vijon
5. Abdesti për personin i cili e ka bartë xhenazen
6. Abdesti pas hidhërimit të fortë

**Pyetje:**

1. *Cilat janë llojet e abdestit?*

# ÇKA NUK LEJOHET PER PERSONIN PA ABDEST

**Pa abdest nuk lejohen këto çështje:**

1. Pa abdest nuk lejohet me falë çfarëdo namazi farz apo nefile, sexhde falënderimi apo sexhde të këndimit të kur`anit
2. Pa abdest nuk lejohet tavafi rreth Qabes
3. Pa abdest nuk lejohet me prek Mus`hafin

**Pyetje:**

1. *Çka nuk lejohet për personin pa abdest?*

# GUSULI

**Gusuli është pastrimi i tërësishëm i trupit nga nevoja e madhe (papastërtia), për t`iu lejuar muslimanit me falë namazin dhe me i kry detyrat tjera të adhurimit në islam.**

- Allahu ka obliguar pastrimin fizik dhe shpirtëror që të jetë muslimani më efikas, më aktiv dhe më produktiv.
- Pastrimin shpirtëror e ka obliguar për t'u qetësuar, fisnikëruar dhe me e ndriquar shpirtin.
- Nga definicioni kuptojmë se gusuli është pastrim i tërësishëm i trupit, ndërsa më parë kemi thënë se abdesti është pastrim i disa pjesëve të veçanta të trupit , pra gusuli e zëvendëson abdestin, ndërsa abdesti nuk e zëvendëson gusulin
- Argument pë gusulin, kemi ajetin kuranor ku Allahu i Madhëruar thotë:

**"Nëse jeni (xhunub) të papastërtë pastrohuni".**

**Pyetje:**

1. *Çka është gusuli?*
2. *A e zëvendëson gusuli abdestin dhe anasjelltas?*
3. *Cili është argumenti kur`anor për gusulin?*

# KUR OBLIGOHET GUSULI

**Gusuli bëhet obligim në këto raste:**

1. **Ejakulimi**, apo dalja e spermës prej organit seksual në mënyrë të rregullt (duke bërë marrëdhënie), apo për shkak të ëndërrimit
- Nëse del sperma për shkak të ndonjë sëmundje apo për shkak të ndonjë rëndësie apo përshkak të ndonjë fatkeqësie, nuk është obligim gusuli, por mirret vetëm abdest.
2. **Bashkimi i dy organeve seksuale** (pa marr parasysh a ndodhë ejakulimi apo jo)
3. **Ndërprerja e menstruacionit (hajdit)** dhe kalimi i afatit prej 40 ditësh pas lindjes **(nifasës)**
4. **Pabesimtari kur t`a pranojë islamin**.
5. **Besimtari pas vdekjes**.
- pas vdekjes së besimtarit shoqëria e ka për obligim me e pastru.
- shehidi nuk pastrohet pse gjaku i tijë ka me qenë deshmi në ditën e kijametit

**Pyetje:**

1. *Kur obligohet gusuli?*

# FARZET E GUSULIT

**Farzet e gusulit janë:**

1. Gojën dhe brendësinë e gojës së bashku me fytin me e pastru mirë.
2. Hundën, brendësin  e hundës deri në ashtë me pastru mirë
3. Tërë trupin me e pastru plotësisht.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë farzet e gusulit?*

# SUNETET E GUSULIT

**Sunetet e gusulit janë:**

1. Nijeti
2. Para se të pastrohemi me përmendur emrin e Allahut (Bismilahirr-rrahmani-rrahimë)
3. Larja e duarve
4. Larja e pjesës së turpshme para se me pastru tërë trupin
5. Me marrë abdest para se me pastru trupin

- kur të mirret abdesti, larja e këmbëve vonohet pas marrjes apo përfundimit të gusulit, nëse qëndrojmë në vendin ku mblidhet uji i pastrimit

6. Me filllu me pastru kokën pastaj pjesën e djathtë, e pastaj të majtë, e kështu me radhë me vazhdu me pastru tërë trupin
7. Me pastru trupin tri herë

- pastrimi i parë është farz, ndërsa pastrimi i dytë dhe i tretë është sunet.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunetet e gusulit?*

# MENDUBET E GUSULIT

Mendubet e gusulit në përgjithësi janë mendubet të cilat janë përmendur te mendubet e abdestit, përpos lutjeve dhe kthimi në drejtim të kibles.

- Nuk është mendub me bë lutje gjatë gusulit, pse personi është lakuriq, e lakuriq nuk lejohet me bë lutje
- Nuk është mendub me u kthy kah kibla në gusël, ndërsa gjatë abdestit është mendub, për shkak se personi gjatë abdestit është i veshur dhe i mbuluar, ndërsa gjatë gusulit personi është lakuriq, ndërsa me u kthy kah kibla lakuriq gjatë pastrimit është mekruh.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë mendubet e gusulit?*

# LLOJET E GUSULIT

Janë tri lloje të gusulit:

1. **Gusuli farz**
2. **Gusuli sunet**
3. **Gusuli mendub**

**Pyetje:**

1. *Cilat janë llojet e gusulit?*

# GUSULI FARZ

**Gusuli bëhet farz në rastet:**

1. Ejakulimi
2. Bashkimi i dy organave seksuale edhe pse nuk ndodhë ejakulimi
3. Ndërprerja e mestruacionit (Hajdit) dhe kalimi i afatit prej 40 ditësh pas lindjes (nifasës)
4. Pabesimtari kur t`a pranojë islamin
5. Pastrimi apo gusuli i besimtarit pas vdekjes

Pyetje:

1. *Kur është gusuli farz?*

# GUSULI SUNET

**Gusuli sunet është në katër raste:**

1. **Gusuli i namazit të xhumasë**

- Nuk është sunet gusuli i ditës  së xhumasë, por sunet është gusuli në ditën e xhuma, për namazin e xhumasë, do të thotë, nëse personi merr gusul para xhumasë pastaj kryen nevojë apo flenë dhe merr abdest për me falë namazin e xhumase nuk e ka arritur  vlerën  e sunetit.

2. **Gusuli i namazit të bajrameve**

- nuk është sunet gusuli në ditën e bajrameve, por gusuli për faljen e namazit të bajramit

3. **Gusuli i Ihramit**

- gusuli i ihramit pa marrë parasysh për umre apo për haxh është sunet

**4- Gusuli për të qëndruar në Arafatë.**

**Pyetje:**

1. *Kur është gusuli sunet?*

# KUR ËSHTË GUSULI MENDUB

**Gusuli mendub është në këto raste:**

1. Gusuli i personit të cilit i ka ra të fikët apo i ka humbur vetëdija pastaj normalizohet, edhe nëse nuk ka shenja të spermës në trupin e tij.
2. Gusuli pas dhënies së gjakut
3. Gusuli i Natës së Beratit, Natës së Kadrit dhe natës së qëndrimit në Arafat
4. Gusuli i personit i cili e pastron kufomën
5. Gusuli për me hy në Meke
6. Gusuli për me qëndru në Muzdelife dhe në Mine
7. Gusuli i namazit të zënies së diellit, të hënës dhe i namazit të shiut
8. Gusuli me hy në Medine
9. Gusuli për personin i cili dëshiron të pendohet
10. Gusuli pas një udhëtimi
11. Gusuli pas trishtimit, frigës prej errësirës së madhe apo fortunës së madhe
12. Gusuli i Mustehades do të thotë pasi të ndërpritet vonimi i menstruacionit.

**Pyetje:**

1. *Kur është gusuli mendub?*

# I PAPASTËRTI DHE ÇKA I LEJOHET ATIJ

- Sa më herët që pastrohet muslimani më e vlefshme është për të. Mirëpo maksimumi (për gjendje të rregulltë) i kohës për të qenë i papastërt është mos me i kalu një kohë e namazit, do të thotë hapsira në mes të dy kohëve të namazit.
- Në këtë hapsirë kohore i lejohet atij ushqimi, prerja e thonjëve, prerja e mustaqeve, rruarja, qethja … etj.
- Duhet theksuar se shejtani e shfrytëzon kohën derisa muslimani është i papastërt për të futur vesvese në mendjen e tij se është i papastërt e për këtë edhe toka e mallkon çka nuk është e vërtet.
- Një natë para betejës së bedrit muslimanët kanë fjetur dhe kanë pushuar, kur janë zgjuar në mëngjes një pjesë e tyre kanë vërejtur se janë bërë të papastërt. Shejtani (i mallkuar) për shkak të papastërtis së tyre ua shton vesvesen në lutjet e tyre, nuk do të pranohen te Allahu, dhe ata betejën do t`a humbin dhe do të jenë të nënçmuar.
- Allahu atë ditë zbret shi dhe pastrohen, u qetësohen zemrat e tyre, i forcojnë idetë e tyre dhe përgaditen moralisht dhe fillojnë betejën me zemra të qeta, dhe korrin fitore në betejë.

**Pyetje:**

1. *Si merret gusuli?*

# ÇKA NUK I LEJOHET TË PAPASTËRTIT

**Të papastërtit (xhunubit) nuk i lejohen:**

1. Namazi, pa marrë parasysh a është farz apo nafile
2. Tavafi
3. Qëndrimi në “Xhami“ ose hyrja në xhami,

- Nëse personi është i papastërt (xhunub), ndërsa ujë ka vetëm në xhami, merr tejemum dhe hynë në xhami me marrë ujin për abdest.
- Nëse personi është i papastërt (xhunub) dhe patjetër duhet të strehohet në xhami për t’u mbrojtur nga egërsira, armiku, merr tejemum dhe hynë në xhami.
- Nëse personi është i papastërt flen në xhami dhe zgjohet i papastërt, merr tejemum dhe del menjëherë nga xhamia ose vazhdon qëndrimin nëse është i detyruar.

4. Me mbajtë ose me prekë mus`hafin

- lejohet me mbajtë mus`hafin nëse është në qantë ose me mbështjellës

5. Leximi i Kur`anit apo i ndonjë ajeti të Kur`anit

- Bismilahi rrahmani rrahimë: është ajeti i Kur`anit, por lejohet nëse personi xhunub ka për qëllim fillimin e një pune, e jo këndimin si ajet kur`anor.
- “Rabenagfir lij ve li valideje ve lil mu`minine jeume jekumul hisab”, është ajet kur`anor por lejohet për të papastërtin me e thënë nëse ka për qëllim lutje e jo këndimi si ajet kuranor
- Me ia tërhjek vërejtjen pabesimtarit “Kul huvallahu ehad“ edhe pse është ajet kur`anor lejohet.

**Pyetje:**

1. *Çka nuk i lejohet të papastërtit?*

# TEJEMUMI

**Tejemum quhet pastrimi simbolik me dhé të pastërt.**

Pastrimi simbolik nuk përfshinë tërë trupin por vetëm fytyrën dhe duartë me gjithë bërryla.

Tejemumi e zëvendëson ndonjëherë gusulin, e ndonjëherë zëvendëson abdestin, në raste të caktuara dhe në momente të domosdoshme .

Argument për tejemumin kemi ajetin kur`anor, ku Allahu i Madhëruar thotë:

> **“Nëse jeni të sëmurë ose gjendeni në rrugë dhe keni kryer nevojë natyrore apo keni pasur marrëdhënie me gratë, e nuk gjeni ujë, atëher synoni** (në domosdoshmëri) **me përdorë dheun e pastërt** (për pastrimin simbolik)**, ashtu që fërkoni** (me shuplakat e duarve) **fytyrën tuaj dhe duartë tuaja”.**

- Tejemum do të thotë synim në diçka për shkak të imponimit të situatës, e në rastin konkret ka të bëjë synimi me u pastru simbolikisht me dhé të pastër, për me zëvendësuar gusulin ose abdestin në rastin e mungesës së ujit apo në pamundësinë e përdorimit të ujit.
- Tejemumi është caktuar vetëm për me lehtësuar muslimanin në kryerjen e obligimeve të tij. Allahu i Madhëruar në Kur’an thotë: **“Allahu dëshiron të ju lehtësojë juve”.**
- Tejemumi është bërë obligim në vitin e gjashtë të hixhretit, dhe atë pas luftës së beni Mustalikut.

Edhe në një Hadithë, Muhamedi a.s. thotë:

> ***“Toka më është bërë e pastërt dhe Xhami”.***

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë tejemum?*
2. *Çka zëvendëson tejemumi?*
3. *Trego argumentin Kur'anor për tejemum?*

# LLOJET E TEJEMUMIT

**Llojet e tejemumit janë tri:**

1. **Tejemumi farz**
   Tejemumi është farz kur gusuli apo abdesti mirret për t'i falur namazet ose me i kry farzet tjera.

2. **Tejemumi mendub**
   Tejemumi mendub është kur personi dëshiron me falë namaze nafile dhe nuk posedon ujë, namazi nafile nuk është farz por mendub, për këtë arsye edhe tejemumi është mendub…., pse nëse nuk falet namazi nafile personi nuk denohet, por nëse falë shpërblehet .

3. **Tejemumi vaxhib**
   Tavafi është vaxhib jo farz, për këtë arsye edhe tejemumi për kryerjen e tavafit është vaxhib.

**Pyetje:**

1. *Trego llojet e tejemumit?*

# SHKAQET E TEJEMUMIT

Shkak për të marrë tejemum mundet me qenë vetëm mungesa e ujit apo pamundësia e përdorimit të ujit.

**Pra shkaqet të cilat obligojnë me marrë tejemum janë:**

1. Mungesa e ujit,
2. Sëmundja të cilën e lëndon përdorimi i ujit apo e pengon shërimin,
3. Uji shumë i ftohtë në kohë të ftohtë dhe nuk ekziston mundësia me u nxe,
4. Posedimi i ujit por ajo sasi e ujit është e domosdoshme për ushqim dhe pije,
5. Ekzistimi i ujit në afërsi por personi frigohet të shkojë me e marrë prej egërsirës ose armikut. Mund të jetë uji në bunarë por nuk ka mjet me nxjerrë prej thellësisë, në atë rast lejohet tejemumi.
6. Nëse personi frigohet se mund t'i kalojë koha e namazit e ai nuk do të jetë në gjendje të gjejë ujë para asaj kohe,

- janë tri lloje të namazeve për të cilat duhet pasur parasysh me marrë tejemum,  apo jo për shkak të kalimit të kohës, janë si vijon:
- lloji i parë i namazeve çka nuk ka nevojë me u frigu se ai kalon koha a jo, si p.sh. namazet nafile - nëse ka ujë nuk lejohet me marrë tejemum.
- lloji i dytë i namazeve të cilat nëse u kalon koha, e kanë zëvendësimin apo munden me u falë më vonë si p.sh namazi i xhumasë e ka zëvendës drekën - nëse ka ujë nuk lejohet me marrë tejemum, pse nëse nuk e arrinë namazin e xhumasë me xhematë e falë vetëm namazin e drekës, apo të ikindisë, akshamit apo jacisë nëse nuk e falë me xhematë e falë vetëm.
- Lloji i tretë i namazeve të cilat nuk kanë zëvendësim  si p.sh. namazi i xhenazës dhe i bajrameve. Këto namaze nëse janë duke u falur me xhematë edhe pse ka ujë lejohet për me marrë tejemum dhe me arritë me e falë me xhematë pse pastaj nuk e kanë zëvendësimin si me rastin e namazit të xhumasë.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë shkaqet e tejemumit?*

# SHARTET E TEJEMUMIT

**Shartet e tejemumit janë:**

1. Nijeti
2. Mungesa e ujit apo pamundësia e gjetjes së ujit dhe pamundësia e përdorimit të ujit.
3. Mos me pasë diçka apo ndonjë pengesë në vendin ku fërkohet me dhe të pastër si p.sh. yndyra, rrobat etj.
4. Me i dhënë mes-h pjesëve të tejemumit më së paku me tre gishta.
5. Kërkimi i ujit në rend të parë.
6. Përfshirja me mes-h e tërë pjesëve të tejemumit.
7. Mos me qenë me menstruacion (Hajd) dhe Nifasë.
8. Me qenë dheu i pastër.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë pjesët paraprake (shartet) e tejemumit?*

# FARZET E TEJEMUMIT

**Farzet e tejemumit janë tri:**

1. **Nijeti**

   Nijeti është farz për tri çështje, e ato janë:
   - me bë nijet pastrimin për gusul apo për abdest
   - me bë nijet  për me falë namaz,
   - me bë nijet pr cilin lloj të adhurimit

Shembuj:

- Nëse bëhet nijeti me marrë tejemum për me prek mus-hafin, pastaj pasi ta prek mus-hafin  e vendosë në vendin e duhur, atëherë nuk lejohet me atë tejemum me u falë.
- Nëse bëhet nijeti me marrë tejemum për me thirrë ezanin, atëherë me këtë tejemum nuk lejohet me u falë, pse në esencë ezani pranohet edhe pa abdest.
- Nëse bëhet nijeti me marrë tejemum për me lexu Kur'an nuk lejohet me u falë, por duhet me marrë tejemum për të dytën herë dhe me e ba nijet për namaz, pse leximi i Kur'anit lejohet edhe pa pastërtinë e vogël (abdestin), e nuk lejohet pa pastërtinë e madhe (gusulin).

2. **Me dhé të pastër me i dhënë mes-h fytyrës**

- duhet të përfshihet me mes-h tërë fytyra.

3. **Me dhé të pastër me i dhënë mes-h duarëve deri në bërryla.**

**Pyetje:**

1. *Cilat janë farzet e tejemumit?*

# SUNNETET E TEJEMUMIT

**Sunnetet e tejemumit janë:**

1. Me fillu me emrin e All-llahut.
2. Renditja e pjesëve të tejemumit, pra në rend të parë me i dhënë mes-h fytyrës, në rend të dytë duarëve etj.
3. Mos me qenë pause (kohë zgjatje) e madhe kohore në mes të mes-hit të fytyrës dhe duarëve me gjithë bërryla.
4. Mes-hi me i përfshi mirë brendinë e mjekrrës dhe të gishtave dhe lëvizja (ndërrimi i vendit ) të unazës.
5. Me fillu nga ana e djathtë.
6. Që dhënja e mes-hit të jetë me pjesën e mbrendëshme të shuplakës.
7. Me i vendosë duart në dhé të pastërt pastaj me i ngritur, e pastaj me i shkund pak dhe me i dhënë mes-h fytyrës duke e përfshi të tërën.
8. Me i vendosë duart në dhé të pastërt pastaj me i ngritur e pastaj me i shkund pak dhe me i dhënë mes-h duarëve deri në bërryla duke i përfshirë të tëra.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunnetet e tejemumit?*

# MEKRUHET E TEJEMUMIT

**Mekruhet e tejemumit janë:**

1. Mekruh është me e përserit mes-hin
2. Me lënë një sunnet prej sunneteve të tejemumit.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë mekruhet e tejemumit?*

# ÇKA E PRISH TEJEMUMIN

Çdo gjë çka e prishë abdestin e prishë edhe tejemumin. Por tejemumi prishet edhe kur të gjindet uji apo ekziston mundësia e përdorimit të ujit.

**Pyetje:**

1. *Çka e prishë tejemumin?*

# HAJDI (MENSTRUACIONI)

**Hajd** do të thotë rrjedhje – qarkullim.

**Hajd quhet rrjedhja, qarkullimi i gjakut nga organi seksual i femrës në gjendje të shëndoshë pas bulugit dhe jo për shkak të lindjes.**

**Kushtet e hajdit janë:**

1. Që femra t'i ketë të mbushura 9 vjetë e më shumë.
2. Nëse ndodhë qarkullimi i gjakut te femra pa i mbushur nëntë vjetë quhet istihada.
3. Që të i mos ketë kaluar femra vitet e menstruacionit, do të thotë që të mos i ketë femra më shumë se pesëdhjetë e pesë vite. Nëse mbi këtë moshë gjaku nuk është si i zi dhe i fortë do të thotë i kuq, nuk konsiderohet hajd por istihada.
4. Që gjaku ta ketë ngjyrën e forte të kuqe ose të verdhë ose të ngjajshëm me të verdhë.
5. Nëse gjaku rrjedh në kohën kur gruaja është shtatzënë , atëherë nuk konsiderohet hajd por istihad.
6. Që gjaku të rrjedh më pak se dhjetë ditë, që do të thotë nëse gjaku vazhdon të rrjedh më shumë se dhjetë ditë nuk quhet hajd por istihada.
7. Që qarkullimi (rrjedhja) e gjakut të jetë më së paku tri ditë dhe tri netë.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë hajd (menstruacion)?*
2. *Cilat janë kushtet e hajdit?*

# NIFASA

**Nifas quajmë gjakun i cili rrjedh nga organi seksual i femrës për shkak të lindjes.**

2. Afati më i shkurtë i nifasës mundet me qenë një kohë shumë e shkurtë.
3. Afati më i gjatë i nifasës është katërdhjetë ditë, nëse vazhdon të rrjedhë gjaku pas lindjes më shumë se katërdhjetë ditë quhet **istihada**.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë nifas (lehoni)?*
2. *Cili është afati më i shkurtë dhe më i gjatë i nifasës?*

# ÇKA I NDALOHET FEMRËS NË KOHËN E HAJDIT (MENSTRUACIONIT) DHE NIFASËS (LEHONISË)

Femrës në kohën e hajdit dhe nifasës i ndalohen të gjitha veprimet të cilat i ndalohen të papastërtit si: namazi, tavafi, qëndrimi në xhami, mbajtja dhe leximi i Kur'anit por në këto raste i ndalohen edhe gjëra tjera, e ato janë:

1. **Agjërimi** dhe
2. **Marrëdhëniet seksuale me burrin**.

**Pyetje:**

1. *Çka i ndalohet femrës në kohën e hajdit dhe të nifasës?*

**Vërejtje:**

- Nëse femrës e cila është duke agjëruar në mes të ditës apo para iftarit i vjen hajdi (menstruacioni), ajo atë ditë e prishë dhe e përserit agjërimin ndonjë ditë tjetër.
- Femra me hajd dhe nifas agjërimin e bënë kada ndërsa namazin nuk e bënë kada pse ajo është e liruar prej namazit, ndërsa nuk është e liruar prej agjërimit.

# ISTIHADA

**Istihad quhet gjakderdhja e femrës nga organi seksual për shkak të ndonjë sëmundje jo për shkak të hajdit ose nifasës.**

Femrës së cilës i vazhdon gjakderdhja pas hajdit ose nifasës, i lejohet çdo gjë si p.sh. namazi, agjërimi, me bë tavaf, me prekë mus-hafin, me lexu Kur'an etj.

Përjashtim nga i pastërti është se femra me istihad merr abdest për çdo namaz, dhe atë pasi të fillojë koha e namazit.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë istihad?*
2. *Çka i lejohet dhe si vepron femra në kohën e istihadës?*

# NAMAZI

Namazi është dritë e zemrës së muslimanit, dritë e cila shkëlqen në fytyrën e muslimanit, dritë e cila e shëndritë tërë trupin e muslimanit. Muhammedi a.s. ka thenë:

***"Pastërtia është pjesë e imanit, Falënderimi ndaj All-llahut (elhamdulilah) peshon në mizan, Subhanall-llahi dhe Elhamdulil-lahi peshojnë më shumë se qielli dhe toka , ndërsa namazi është dritë".*** (Muslimi)

Nuk ka kurrfarë dyshimi se zemrat qetësohen duke e përkujtuar All-llahun, pra duke falë namazin. Duke e falë namazin zemrat ndriqohen me dritën e All-llahut, atëherë shejtani nuk mund të depertojë në zemrën e cila ndriqohet me dritën e All-llahut, ngase Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

**"Ata të cilët i qetësojnë zemrat e tyre duke e përkujtuar All-llahun, (me namaz) dhe duke e përkujtuar All-llahun zemrat qetësohen plotësisht".**

(Suretu Er-Rra'd, 28)

Zemrat të cilat ndriqohen me dritën e All-llahut të vërtetën e shohin të vërtetë, ndërsa të pavërtetën të pavërtetë, dhe kështu ata largohen nga të këqijat dhe imoraliteti, për këtë arsye All-llahu i Madhëruar thotë:

**"Vërtetë namazi të ndalon nga veprat e këqija dhe imoraliteti"**

(Suretu Ankebut, 45)

Pastaj Muhammedi a.s. në një rast i pyet shokët:

***"Sikur para derës së ndonjërit prej juve qarkullon një lum, dhe ai lahet pesë here në ditë. A thua a do t'i mbetet ndytësirë në trup.***

***Shokët i përgjigjen: Kurrfarë ndytësire. Atëherë (thotë Muhammedi a.s.) Pesë kohët e namazit pastrojnë gabimet sikurse e pastron uji trupin prej ndytësirës".***

(Buhariu dhe Muslimi)

Ai i cili falet Zoti e qetëson zemrën e tij, e ndriqon zemrën e tij, pastrohet prej gabimeve, sheh me dritën e All-llahut dhe i mbyll dyert e shejtanit, për këtë arsye All-llahu në Kur'an thotë:

> **"O shejtan ti robërit e mi** (të cilët falin namaz e Më përkujtojnë) **nuk mundesh me i marrë nën sundimin tënd** (nuk mund të dëpërtosh në zemrat e tyre)**”.**
>
> (Suretu Isra, 65)

# PJESËT E NAMAZIT

**Pjesët kryesore të namazit janë dymbëdhjetë:**

- 6 pregatitëse të cilat quhen **sharte** dhe
- 6 përbërëse të cilat quhen **rukne.**

Pra **Rukni** është pjesë përbërëse e namazit , ndërsa **sharti** pjesë përgatitëse e namazit.

**Pjesët përgatitëse të namazit (Shartet) janë:**

1. Abdesti
2. Trupin vendin dhe rrobat me i pastru
3. Trupin me e mbulu
4. Në drejtim të qabes me u kthy
5. Në kohë të caktuar me u falë dhe
6. Me bë nijet.

**Pjesët përbërëse të namazit (Ruknet) janë:**

1. Tekbiri fillestar
2. Qendrimi në këmbë - Kijam
3. Këndimi i Kur'ani - Kiraet
4. Përkulja - Ruku
5. Përulja - Sexhde
6. Ulja në fund të namazit - Kuudul ehir.

**Pyetje:**

1. *Çka është sharti?*
2. *Çka është rukni?*
3. *Cilat janë pjesët përgatitëse të namazit?*
4. *Cilat janë pjesët përbërëse të namazit?*

# LLOJET E NAMAZIT

**Namazet ndahen në katër lloje:**

1. Namazet **farz ajn** (pesë kohët e namazit)
2. Namazet **farz kifaje** (namazi i xhenazës)
3. Namazi **vaxhib** (namazi i vitrit dhe i bajrameve)
3. Namazet **nafile** (sunnetet dhe namazet nafile të tjera).

Përpos këtyre llojeve të namazeve duhet ta dimë se kemi; namaz ditorë , javorë dhe vjetorë.

- Namazi **ditor** është pesë kohet e namazeve,
- Namazi **javor** është namazi i xhumasë dhe
- Namazi **vjetor** është namazi i dy bajrameve.

**Pyetje**

1. *Sa lloje të namazit kemi?*
2. *Trego cilat janë namazet farz ajn?*
3. *Trego një shembull të namazit farz kifaje?*
4. *Trego namazet vaxhib?*

# MBULIMI I TRUPIT

Mbulimi i trupit është shart i namazit. Por bëhet pyetja, sa është farz me u mbulu trupi.

**Trupi në namaz patjetër duhet të mbulohet prej kërthizës deri në gjunjë për meshkujt.**

Argument kemi ajetin Kur'anor:

**"O bijt e Ademit vishuni mirë para se të shkoni në xhami** (për tu falur)**".**

(Suretul A'raf, 31)

**"Vishuni mirë"** ajeti kur'anorë ka për qëllim çka është pjesë e turpshme për t'u mbuluar.

Këtë e përcakton hadithi i Muhammedit a.s. ku thotë:

***"Pjesë e turpshme e njeriut janë prej nën kërthizë e deri te gjunjët".***

**Për gratë mbulimi i tërë trupit është farz përpos duarëve, këmbëve dhe fytyrës.**

Për këtë kemi argument ajetin kur'anor:

**"Mos i zbuloni stolitë** (bukuritë) **e juaja përpos** (çka është e domosdoshme të shihet) **çka shihet prej tyre".**

(Suretu Nur, 31)

- Kusht është te mbulimi me qenë rroba jo e tejdukshme.
- Kush nuk ka rroba fare i pranohet namazi edhe lakuriq, por në këtë rast falet ulur dhe nuk bie as në ruku e as në sexhde.

**Pyetje:**

1. *Çka është mbulimi i trupit në namaz?*
2. *Sa është farz mbulimi i trupit në namaz për mashkullin dhe trego argumentin kur'anor dhe hadithin?*
3. *Sa është farz mbulimi i trupit në namaz për femrat dhe trego argumentin kur'anor për këtë?*
4. *Si falet njeriu lakuriq kur nuk ka rroba?*

# PASTRIMI I TRUPIT, RROBAVE DHE VENDIT

Argumentin për pastrimin e trupit kemi ajetin kur'anor:

> **"O ju të cilët keni besuar! Kur doni të ngriteni për të falur namazin, pastroni fytyrat e juaja dhe duart deri në beryla; jepni mes-h kokave të juaja dhe këmbët e juaja** (gjithashtu pastroni) **deri në nyje. Nëse jeni të papastërt, atëherë pastrohuni!"**

(Suretul Maide, 6)

Argument tjetër kemi hadithin e Muhammedit a.s. ku thotë:

> **"All-llahu nuk e pranon namazin pa u pastruar".**

Ajeti dhe hadithi përfshijnë pasrtrimin e plotë (guslin) dhe pastrimin e **pjesëve të trupit** (abdestin).

Argument për pastrimin e **rrobave** kemi ajetin kur'anor:

> **"…dhe rrobat tua pastrjoi pra!"**

(Suretul Mudethir, 4)

Argument për pastrimin e **vendit** kemi:

> **"Dhe pastrone** (shtëpinë Time) **qabën për ata që bëjnë tavaf, qëndrojnë aty dhe bien në sexhde."**

(Suretul Bekare, 125)

# NË CILAT VENDE ËSHTË MEKRUH ME U FALË

**Vendet të cilat është mekruh me u falë janë:**

1. Namazi mbi varre ose pranë varrit
2. në banjo
3. në kasabhane
4. në mes të rrugës pa e vendosur ndonjë pengesë (sutre)
5. mbi qabe
6. para murit që është i përlyer me ndytësirë
7. në kishë apo në sinagogë
8. në tokën e uzurpuar.

# KOHËT E NAMAZIT

**Namazi patjetër duhet të falet në kohën e vet të caktuar, pra, nuk pranohet p.sh. namazi i drekës nëse falet para se me fillu koha e namazit të drekës.**

Zoti i Madhëruar thotë:

**"Vërtetë namazi për besimtarët është obligim në kohën e (vet) të caktuar".** (Suretu Nisaë, 103)

Namazi është bërë obligim në natën e madhe të Israsë dhe Miraxhit. Namazin e parë të cilin e ka falur Muhammedi a.s. është namazi i drekës.

Kohët e namazit janë: **sabahu, dreka, ikindia, akshami dhe jacia.**

- Namazi i sabahut fillon me agimin e ditës apo me të zbardhurit e ditës nga nata. Muhammedi a.s. thotë:
  ***"Koha e namazit të sabahut fillon me zbardhjen në agim e deri me lindjen e diellit".***
- Namazi i drekës fillon pas kalimit të diellit nga zeniti (zevalli) në drejtim të perëndimit.
- Namazi i ikindisë fillon pas zgjatjes së hijes së çdo trupi sa vetë gjatësia e tij duke mos llogaritur hijen e tij të mesditës dhe mbaron para perëndimit të diellit.
- Namazi i akshamit fillon me perëndimin e diellit plotësisht dhe mbaron me errësimin e plotë të qiellit.
- Namazi i jacisë fillon prej momentit kur të errësohet plotësisht qielli dhe mbaron deri në agim.

**Sabahu Dreka Ikindia Akshami Jacia**

___I__________I___________I_____________I___________I____

**Pyetje**

1. *Në cilën natë të madhe është bërë obligim namazi?*
2. *Cilat janë kohët e namazit?*
3. *Kur fillon namazi i sabahut?*
4. *Kur fillon namazi i drekës?*
5. *Kur fillon namazi i ikindisë?*
6. *Kur fillon namazi i akshamit?*
7. *Kur fillon namazi i jacisë?*

# KOHËT KUR NDALOHET FALJA E NAMAZIT

Në tri kohë nuk lejohet me u falë, e ato kohë janë:

1. **Duke lindur dielli deri sa të lindë plotësisht**
2. **kur të jetë dielli në zenit (në kupë të qiellit)** dhe
3. **duke perënduar.**

Në këto tri kohë nuk lejohen me u falë farzet dhe vaxhibet ndërsa pranohet namazi (inshaallah) edhe pse është mekruh nëse është në pyetje namazi i xhenazës, apo ajeti i sexhdes.

Argument është Hadithi i Muhammedit a.s.:

> ***"Na ka ndaluar i dërguari i All-llahut me u falë në tri kohë dhe me i varrosë të vdekurit tanë (me falë namazin e xhenazës), kur të lindë dielli deri sa të ngritet, kur të jetë ne zenit dhe kur të perëndojë".***

**Pyetje:**

1. *Kur nuk lejohet me u falë?*

# KOHËT KUR ËSHTË MEKRUH FALJA E NAMAZIT

**Mekruh është me u falë në këto dy kohë:**

1. Pas namazit të sabahut deri pas lindjes së diellit e që ngritet plotësisht, ku përjashtim bënë vetëm sunneti i sabahut, pra mund të falet dhe
2. Pas namazit të ikindisë deri sa të perëndojë dielli.

Argument është Hadithi i Muhammedit a.s.:

> ***"Nuk ka namaz pas sabahut deri sa të ngritet dielli prej pikës së lindjes dhe nuk as namaz pas ikindisë deri sa të perëndojë dielli".***

**Pyetje:**

1. *Në cilat kohëra është mekruh me u falë?*

# KUR ËSHTË MUSTEHAB ME U FALË

- Për burrat mustehab është me e falë sabahun para zbardhjes së ditës do të thotë me e pritë agimin e plotë para lindjes së diellit.
- Për gratë mustehab është me e falë sabahun në agim kur ende nuk është zbardh dita plotësisht.

- Mustehab që namazin e drekës në vendet e nxehta dhe verës me pritë që të flladitet (të vonohet pak).
  Muhammedi a.s. thotë:
  ***"Drekën flladiteni me namazin e drekës se nxehtësia e fortë i përngjanë nxehtësisë së xhehenemit".***

- Në vendet e ftohta dhe Pranverës, vjeshtës dhe dimrit mustehab është që dreka të mos vonohet.
  Hadithi i Muhammedit a.s.:
  ***"Kur ishte ftohtë e falte drekën menjëherë, ndërsa kur ishte nxehtë e pritte kohën që të freskohej".***

- Mustehab është me e vonuar ikindijën pak për shkak të lënies kohë për me u falë sunneti, pa marrë parasysh verës apo dimrit.

- Mustehab është me e falë akshamin menjëherë posa të fillojë koha.

- Mustehab është me e vonuar jacinë kur është mjegull.

**Pyetje:**

1. *Kur është mustehab me u falë sabahu?*
2. *Kur është mustehab me u falë dreka?*
3. *Kur është mustehab me u falë ikindia?*
4. *Kur është mustehab me u falë akshami?*
5. *Kur është mustehab me u falë jacia?*

# EZANI

**All-llahu ekber**
**Esh-hedu en la ilahe il-lall-llah**
**Esh-hedu enne Muhammeden resulull-llah**
**Hajje ales-salah**
**Hajje alel felah**
**All-llahu ekber**
**La ilahe il-lall-llah.**

**Vërejtje:**
Në namazin e sabahut pas fjalëve "Hajje alel felah" themi dy here "**Essalatu hajrun minen-nevm".**

**Ezan do të thotë thirrje për namaz apo proklamim për fillimin e namazit.**

Argument është Hadithi i Muhammedit a.s.:

***"Kur të fillojë koha e namazit le të thërras dikush prej juve ezanin dhe më i madhi (i miri) prej juve të bëhet imam".***

Në një hadith tjetër Muhammedi a.s. ka thenë:

***"Muezini në ditën e kijametit do të jetë më i gjati dhe më i larti".***

Në suren Xhumua All-llahu xh.sh. thotë:

**"O ju që keni besuar kur të thërret ezani për në namazin e xhumasë shpejtoni për ta falur namazin e xhumasë dhe ndërpritne shitblerjen".**

(Suretul Xhuma, 9)

**Pyetje:**
1. *Çka do të thotë ezan?*
2 *Trego argumentin nga Kur'ani për ezanin?*
3. *Trego argumentin nga hadithi për ezanin?*

# QËLLIMI I THIRRJES SË EZANIT

Ezani është ligjësuar në vitin e parë të hixhretit. Muslimanët janë tubuar dhe janë konsultuar se si ta bëjnë lajmërimin për namaz. Disa propozuan t'i bihet borisë sikur te krishterët, disa propozuan me i fry bririt si te jehuditë, ndërsa propozimi i ezanit të sotshëm ishte propozimi i Omerit r.a. me ç'rast u miratua edhe nga vetë i dërguari i All-llahut.

Pra qëllimi i ezanit është për të lajmëruar kohën e namazit dhe me u tubuar njerëzit sa më shumë. Për këtë arsye ezani është sunnet i rregullt (sunnet muekede), ndërsa për një lagje sunnet kifaje.

**Vërejtje:** Për namazin e xhenazës, bajramit, për namazin për shi, namazin e zënies së diellit me hënën dhe për vitër ezani nuk është sunnet.

**Pyetje:**

1. *Trego qëllimin e thirrjes së ezanit?*
2. *Trego si janë konsultuar muslimanët për lajmërimin e kohës së namazit?*
3. *Kur është ligjësuar ezani?*

# IKAMETI

Ikameti është sunnet. Për dallim nga ezani në ikameti thërret për me u falë ndërsa ezani lajmëron kohën e namazit.

**All-llahu ekber**
**Esh-hedu en la ilahe il-lall-llah**
**Esh-hedu enne Muhammeden resulull-llah**
**Hajje ales-salah**
**Hajje alel felah**
**Kad kametis-salatu**
**All-llahu ekber**
**La ilahe il-lall-llah**

**Pyetje:**

1. *Trego dallimin ndërmjet ezanit dhe ikametit?*

# SHARTET E EZANIT

Ezani i ka shartet, nëse një shart i mungon ai ezan është i pavlefshëm.

**Shartet e ezanit janë:**

1. Që teksti i ezanit të jet i renditur do të thotë mos me i thënë dy rreshta me pushu një kohë e pastaj me vazhdu.
2. Që të thirret ezani pasi të fillojë koha, nuk pranohet që të thirret para se të fillojë koha.
3. Që të këndohet fillim e mbarim prej një personi do të thotë mos me i këndue pjesët e para një muezin, e me i vazhduar muezini tjetër.
4. Që të jetë në gjuhën arabe. Nëse prej xhematit asnjë person nuk e di ezanin në gjuhën arabe lejohet me e thirrë në gjuhën e tyre të cilën e kuptojnë.

**Vërejtje:** Nëse teksti i ezanit ndryshon në rreshtimin e thënjeve p.sh. “Haje alel felah” këndohet para “Haje ales-salah” është mekruh që do të thotë muezini e rifillon thirrjen e ezanit, por nëse nuk e rifillon ai ezan pranohet.

**Sunnetet e ezanit janë:**

1. Që muezini të jet me abdest
2. Që muezini të ket zë të bukur. Muhamedi a.s. e ka pëlqyer zërin e Mahdhurit dhe ia ka mësuar ezanin për me thirrë
3. Që muezini të hypë në ndonjë vend të lartë (nëse ezani thirret pa ndonjë zëzmadhues)
4. Që ezani të këndohet në këmbë e jo ulur (nëse ska mundësi në këmbë lejohet ulur)
5. Me u kthy ka kibla gjat këndimit të ezanit (kur të këndohet “Hajje ales-salah” kthehet muezini pak në të djathtë. Kur të këndohet “Hajje alel felah” muezini kthehet pak në të majtë)
6. Në ezanin e sabahut sunet është që të shtohen fjalët “Essalatu hajrun minen-nevm. Essalatu hajrun minen-nevm” që do të thotë “namazi është më i vlefshëm se gjumi”.
7. Me i fut gishtat në vesh gjat këndimit të ezanit.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë shartet e ezanit?*
2. *Cilat janë sunetet e ezanit?*

# KTHIMI NË DREJTIM TË KIBLES

**Kibble do të thotë me u kthy kah Qabja e Madhëruar. Me u kthye në drejtim të Qabës në Meke është farz për namaz.**

Argument për këtë kemi ajeti kur’anor:

> **“Ktheje fytyrën tënde në drejtim të Mesxhidi Haramit** (Qabës në Meke)**”.**
>
> (Suretul Bekare, 144)

Po ashtu hadithi i Muhamedit a.s. ku thotë:

> ***“Kur të falesh plotësoje abdestin pastaj kthehu në drejtim të Kibles*** *(Qabës në Meke)* ***dhe Madhëroje Allahun me Allahu Ekber dhe vazhdoje namzin”.***
>
> (Buhariu dhe Muslimi)

Kush e di drejtimin e Kibles kthehet nga Kibla, por kush nuk e di pas një angazhimi duhet ta gjejë, e nëse jo kthehet nga ja merr mendja më së shumti.

Tregon Amr Ibn Rebia r.a. se ai me disa shokë kanë qenë me të Dërguarin e All-llahut a.s. dhe kishte qenë natë e errët dhe nuk e kanë ditur drejtimin e kibles dhe secili është falë kah ia ka marrë mendja, dhe kur për këtë dëgjon Muhammedi a.s. zbret ajeti kur'anor:

> **"Të All-llahut janë lindja dhe perëndimi ngado që të ktheheni aty është All-llahu".** (El Bekare, 115)

## Rastet kur lejohet mos me u kthy kah kibla

Nuk prishet namazi edhe nëse nuk kthehemi kah kibla në këto raste:

1. Nëse jemi në mjet transportues si p.sh.: në automjet, në anije, në tren, në aeroplan etj.
2. Namazi i të detyrumit (je i bllokuar ose i lidhur)
3. Namazi i të sëmurit, pra ai i cili është i sëmurë dhe në shtrat nuk mundet të kthehet nga Kibla.

4. Namazi i frikës (frika ndaj armikut ose kafshëve të egra) e lejon edhe me ia kthy shpinën Kiblës.

Namazi mbi Qabe dhe mbrenda në Qabe pranohet, por sa i përket namazit mbi Qabe është mekruh për shkak të lëshimit të rrespektimit të Qabës.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë kible?*
2. *Cili është argumenti kur'anor për t’u kthyer kah kibla?*
3. *Cili është argument ii hadithit për t’u kthyer kah kibla?*
4. *Si vepron ai cili nuk e di drejtimin e kibles në namaz?*
5. *Trego rastet kur lejohet mos me u kthy kah kibla?*

# NIJETI NË NAMAZ

**Nijeti në namaz është farz.**

Argument kemi ajetin kur'anor:

**"Janë të urdhëruar që ta adhurojnë All-llahun me nijet të pastër me sinqeritet dhe me përkushtueshmëri".**

(SuretulBejine, 5)

Argument kemi edhe hadithin e Muhammedit a.s.:

***"Vërtetë veprat shpërblehen sipas nijetit".***

Nijeti farz është nijeti i zemrës, ngase qëllimi duhet të jetë me zemër kurse vetëm shprehja me gojë nuk është farz, por gjuha është vetëm mjet çka e tregon burimin e nijetit prej zemrës.

Kush falet për qëllim të dynjasë nuk i pranohet e po ashtu kush falet për qëllim lavdërimi namazi nuk i pranohet.
Nijeti me zemër pranohet edhe nëse gabon gjuha.

Nijeti duhet me qenë para tekbirit fillestarë, e nëse bëhet pas tekbirit nuk pranohet.

Nijeti duhet të bëhet pasi të fillojë koha e atij namazi e jo para se të fillojë koha e atij namazi.

**Pyetje**

1. *Çka është nijeti në namaz?*
2. *Cili është argumenti kur'anor për nijetin?*
3. *Cili është argument i hadithit për nijetin?*
4. *A pranohet nijeti me zemër nëse gabon gjuha?*
5. *A pranohet nijeti nëse bëhet pas tekbirit fillestarë?*
6. *A pranohet nijeti para se të fillojë koha e namazit?*

# TEKBIRI FILLESTARË

**Të fillosh namazin me tekbir (All-llahu Ekber) është farz.**

Argument kemi ajetin Kur'anor:

**"E përmend emrin e Allahut dhe falet".**

(Suretul Eala, 15)

Poashtu edhe ajeti tjetër Kur'anor:

**"Allahun (Zotin tënd) madhëroje".**

(Suretul Mudethir, 3)

Përpos ajetit kur'anor kemi edhe thënien e Muhammedit a.s.:

***"Qelës i namazit është pastërtia, fillimi i namazit ku të ndalohet gjithçka përpos kur'anit dhe lutjeve është tekbiri, ndërsa dalja prej namazit është selami".***

Po ashtu hadithi tjetër, ku Muhamedi a.s. thotë:

***"Kur të falesh fillo me tekbir (All-llahu Ekber)."***

Nëse nuk e di në gjuhën arabe me thënë Allahu Ekber lejohet me thënë "Allahu është më i Madhi".

Nëse është memec apo është i paaftë me shprehë me gojë, atëherë vetëm me zemër e madhëron All-llahun.

Nëse ai i cili falet thotë Allahu Exhel ose Allahu Eadha ose Errahmanu Eadham ose Subhanallah lejohet, pse të gjitha këto kanë domethënjen e madhërimit të Allahut.

4. Me zgjatën "**a** - në" te fjala "**AA**LLAHU" nuk pranohet namazi.
5. Me zgjatën "**b** - në" te fjala "EK**BEE**R" nuk pranohet namazi.
6. Me thënë fjalën Allahu Ekber është farz.
7. Me i ngritë duart deri tek veshët duke thënë Allahu Ekber është sunet.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti kur’anor për tekbirin fillestarë në namaz?*
2. *Cili është argumenti i hadithit për tekbirin fillestarë në namaz?*
3. *A lejohet në gjuhën shqipe me thenë tekbirin fillestarë nëse nuk e din?*
4. *A lejohet ndonjë formë tjetër përpos fjalës Allahu Ekber në namaz?*
5. *Çka është me i ngritë duartë deri te veshët në namaz?*

# QËNDRIMI NË KËMBË NË NAMAZ

**Qëndrimi në këmbë gjatë namazit është farz.**

Argument për këtë kemi ajetin kur’anorë:

> **"Qëndroni para All-llahut në këmbë dhe me përkushtueshmëri".**

Po ashtu edhe hadithi i Muhamedit a.s.:

> ***"Falu duke qëndruar në këmbë, e nëse nuk mundesh falu ulur, e nëse edhe ulur nuk mundesh falu i shtrirë dhe i mbështetur."***

Me qëndru në këmbë është farz deri sa të këndohet suretu fatiha dhe surja e paraparë e Kur'anit për namaz.

(I sëmuri) ai i cili nuk mund të qëndrojë në këmbë edhe në namazet farze mund të falet ulur se Muhamedi a.s. ka thënë:

> ***”Falu në këmbë, nëse nuk mundesh falu ulur,e nëse edhe kështu nuk mundesh falu i shtrirë”.***

Në namazet nafile nuk është farz qëndrimi në këmbë që do të thotë lejohet edhe ulur, por shpërblimi është më i vogël. Po ashtu ulur mund të falet edhe ai cili nuk ka rroba dhe është lakuriq.

Në namazin farz nëse ai i cili falet dhe gjatë qëndrimit në këmbë mbështetet në shtagë, murë ose diçka tjetër e me supozim se ai murë po të hiqej ai do të rrëzohej namazi nuk i pranohet.

- Me qëndru në këmbë deri sa të thuhet tekbiri fillestar, të këndohet Fatiha dhe sureja ose tri ajete të shkurtëra të kuranit është farz.
- Me i lidhë duart në mes të trupit dhe duart e vendosura nën kërthizë është sunet.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti kur'anor për qëndrimin në këmbë gjatë namazit?*
2. *Cili është argumenti i hadithit për qëndrimin në këmbë gjatë namazit?*
3. *Sa është farz me qëndru në këmbë gjatë namazit?*
4. *A është farz qëndrimi në këmbë në namazet nafile?*
5. *Si falet i sëmuri i cili nuk qëndron në këmbë dhe trego argumentin për këtë?*
6. *Si falet ai i cili nuk ka rroba?*
7. *Çka është lidhja e duarve në mes të trupit?*

# KËNDIMI I KUR'ANIT

**Këndimi i çfarëdo pjese të Kur'anit në namaz është farz.**

Argument kemi ajetin kur’anorë:

**"Lexoni çka është më së lehti për ju prej Kur'anit".**

(Suretul Muzemil, 20)

Argument jetër kemi hadithin e Muhammedit a.s. icili ka thënë:

***"Kur të falesh merr abdest, kthehu kah kibla pastaj lexo çka është më e lehta prej Kur'anit".***

- këndimi i fatihasë në namaz nuk është farz

- këndimi i fatihasë në namaz është vaxhib

- sunnet është me e këndu suren pas fatihasë.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti Kur'anor për këndimin e Kur'anit në namaz?*
2. *Cili është argumenti i hadithit për këndimin e Kur'anit në namaz?*
3. *Çka është këndimi i fatihasë në namaz?*
4. *Çka është me këndu suren pas fatihasë?*

## SURETUL-FATIHA

**BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM**

ELHAMDU LILAHI **R**ABBIL **A**LEMIN
E**RR**A**H**MANI **RR**A**H**IM
MALIKI JEVMID DIN
IJJAKE NE**A**BUDU VE IJJAKE NESTE**I**N
IHDINE**S** **S**IRA**T**AL MUSTE**K**IM
**S**I**R**A**T**AL LEDHINE EN**A**MTE **A**LEJHIM
**G**AJRIL MA**GD**UBI **A**LEJHIM VE LE**D** **D**AL **-** LIN

## SURETUL-KEUTHER

**BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM**

INNA E**AT**AJNAKEL KEVTHE**R**
FE**S**AL**-**LI LI**R**ABBIKE VENHA**R**
INNE SHANIEKE HUVEL EBTE**R**

## SURETUL-IHLAS

**BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM**

**K**UL HUVALLAHU EHAD
ALLAHU **S**AMED
LEM JELID
VE LEM JULED
VELEM JEKUN LEHU KUFUVEN E**H**AD

# RUKUJA NË NAMAZ

**Për çdo namaz rukuja është farz.**

Argumen për këtë kemi ajetin kuranor:

**"O ju të cilët keni besuar bini në ruku dhe sexhde".**

(Suretul Haxhxh, 77)

Argument kemi edhe hadithin e Muhamedit a.s.:

***"Pastaj bjer në ruku deri sa të përkulesh plotësisht".***

- Kur të biejmë në ruku duart i vendosim mbi gjunjë dhe gishtat i zgjerojmë.
- Me ra në ruku është farz
- Me qëndru deri sa të pushojnë pjesët e trupit plotësisht është vaxhib
- Me thenë "subhane rabbiel adhim" tri here është sunnet
- Ngritja nga rukuja është vaxhib.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti kuranor për rukunë?*
2. *Cili është argumenti i hadithit për rukunë?*
3. *Si i vendosim duart dhe si veprojmë me gishtat gjatë rukusë?*
4. *Çka është farz në ruku?*
5. *Çka është ngritja nga rukuja?*

# SEXHDJA

**Përulja apo sexhdja në namaz janë farz.**

**Sexhde do të thotë me e vendosë ballin në tokë me gjithë shuplaka, gjunjët dhe këmbët.**

Argument për këtë kemi ajetin kuranor:

**"O ju besimtarë bini në ruku dhe sexhde". (**Suretul Haxhxh, 77)

Po ashtu argument kemi edhe hadithin e Muhamedit a. s.:

> ***"…pastaj bjerë në sexhde deri sa të plotësosh mirë sexhden pastaj ngritu nga sexhdja deri sa të qëndrosh ulur, pastaj bjer në sexhde deri sa të plotësosh edhe sexhden e dytë…"***

Dijetarët janë pajtuar se sexhdja përbëhet prej shtatë gjymtyrëve të trupit:

- **fytyra me hundën,**
- **dy shuplakat e dorës,**
- **gjunjët e këmbëve,**
- **dy këmbët.**

Këtë e bazojnë me hadithin e Muhamedit a.s.i cili ka thënë:

> ***"Jam urdhëruar që të bëj sexhde me shtatë pjesë: me ballë dhe me hundë, me duar, me gjunjë dhe me këmbë."***

- me bërë sexhden e me prek vetëm hundën për toke nuk pranohet ajo sexhde dhe prishet namazi.
- vaxhib është me qëndruar në sexhde deri sa të pushojnë tërë pjesët e trupit,
- sunnet është që kur të biejmë në sexhde në rend të parë me i vendosur gjunjët, pastaj duart, ballin dhe në fund hundën.
- pushimi në mes të dy sexhdeve është vaxhib,
- Me ra në sexhde është farz
- me thenë tri here në sexhde “subhane rabbiel a'la” është sunnet. **Pyetje:**

1. *Çka do të thotë sexhde?*
2. *Cili është argumenti kur'anor për sexhden?*
3. *Cili është argumenti i hadithit për sexhden?*
4. *Prej sa gjymtyrëve përbëhet sexhdja?*
5. *Çka është pushimi në mes të dy sexhdeve?*

# QËNDRIMI ULUR NË FUND TË NAMAZIT

**Të qëndrosh ulur në fund të namazit deri sa të këndohet etehijatu është farz.**

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s:

> ***“Kur ta thuash këtë*** *(etehijattin)* ***ose qëndron kështu deri sa të këndohet etehijatu, e ke plotësuar namazin”.***

Kur të qëndrojmë ulur në namaz këmbën e majtë e shtrimë për toke kurse këmbën e djathtë e mbajmë të ngritur ashtu që të jetë e kthyer në drejtim të kiblës.

**Pyetje:**

1. *Cili është argumenti për uljen e fundit në namaz?*
2. *Si qëndrojmë ulur në namaz?*

## DUAJA E ETEHIJATIT

**Etehijatu lilahi ve salavatu ve tajibatu**
**Eselamu alejke ejuhen nebiju**
**Ve rametullahi ve berekatuhu**
**Eselamu alejna ve ala ibadil  lahi salihinë**
**Eshhedu en la ilahe ilallah**
**Ve eshhedu ene Muhameden abduhu ve resuluhu**

- Me qëndru sa të këndohet kjo lutje (etehijati) është farz, ndërsa me këndu këtë lutje është vazhib në namaz.
- Me i këndu salavatet dhe lutjet nuk është farz në namaz por sunet.

## SALAVATET

**Allahume Sali ala muhamedin ve ala ali muhamed**
**Kema salejte ala ibrahime ve ala ali ibrahime**
**Ineke hamidun mexhid**
**Allahume barik ala muhamedin ve ala ali muhamed**
**Kema barekte ala ibrahime ve ala ali ibrahime**
**Ineke hamidun mexhidë**

## DUAT

**Rabbena atina fi dunja haseneten ve fil ahireti haseneten**
**Ve kina adhaben nar**
**Rabenagfir lij ve li valideje**
**Ve lil muëminine  jevme lekumul hisabë**

**Pyetje:**

1. *Sa është farz me qëndru ulur në namaz?*
2. *Çka është me e këndu “etehijatin” ulur në namaz?*
3. *Me i këndu salavatet dhe duat në uljen e fundit a është farz apo sunet?*

# VAXHIBET NË NAMAZ

Lënja e vaxhibit nuk e prishë namazin por nëse e le me harresë bënë sehvi sexhde pas selamit.

Nëse e le me qëllim duhet ta përsëritësh namazin, por nëse nuk e përsëritë, atëherë namazi është i plotë (pranohet), por ai i cili e ka falë ka bërë gabim.

**Vaxhibet e namazit jan 17 e ato janë:**

1. Këndimi i "Fatihas" në çdo rekatë të namazeve synete dhe në të dy rekatet e para të namazeve farz.
   - Vaxhib është këndimi i fatihas para sures, por nëse e këndon pas sures bën sehvi sexhde.

2. Me ja bashkangjitur surën "Fatihas" në çdo rekate sunet, në namazin e vitrit dhe në dy rekatet e para të namazeve farze.
   - Vaxhibi i sures plotësohet me tri ajete të shkurta ose një ajeti të gjatë me tridhjetë shkronja.

3. Mos me shtu diçka në namaz prej veprimeve të namazit si p.sh. falja e pesë rekateve ose me i bë tri sexhde.

4. Përqëndrimi në kushtet e namazit, si përqëndrimi në ruku apo sexhde.
   - Përqëndrimi plotësohet aq sa të thuhet subhanellah.

5. Ulja e parë në çdo namaz.

6. Këndimi i etehijatit së bashku me shehadetin në uljen e parë dhe ngritja menjëherë në rekatin e tretë, që do të thotë nëse këndohen salavatet bëhet sehvi sexhde, nëse i këndon salavatet me qëllim duhet me përsërit namazin, mirëpo edhe nëse nuk e përsëritë prap namazi pranohet me një gabim.
7. Dhënja e selamit dy herë në fund të namazit.

8. Këndimi i duasë së kunutit në namzin e vitrit.

9. Tekbiret e Bajramave.
10. Imami me këndu me zë në namazin e sabahut dhe në dy rekatet e para të akshamit dhe të jacisë, poashtu në namazin e Bajramave, të Xhumasë, teravisë dhe vitrit në Ramazan.

11. Me këndu në vetëvete Imami por edhe ai i cili falet vetë në sunetet e ditës, në farzet e drekës, të ikindisë, në rekatin e tretë të akshamit, në dy rekatet e fundit të jacisë dhe në namazet “kusufë”, “husufë” dhe “istiska”.

12. Mos me këndu prej këndimit të Kur’anit ai i cili i mbështetet Imamit si këndimi i fatihas dhe sureve.

13. Me mbështetë edhe hundën në tokë së bashku me ballin kur të bie në sexhde.

14. Me fillue namazin me “Allahu Ekber” vetëm nëse nuk mundet të shqiptojë lejohet me emër tjetër të Allahut.

15. Tekbiri i rukuit në rekatin e dytë të namazit të bajramit pse pasi ju ka bashkangjitur tekbirave të bajramit është bërë vaxhib.

16. Me përcjellë Imamin në namaz.

17. Ngritja nga rukuja dhe plotësimi i rukneve.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë vaxhibet e namazit?*

# SUNETET E NAMAZIT

**Sunetet e namazit janë katërdhjetë e një, e ato janë:**

1. Ngritja e duarve deri në vesh gjat tekbirit për burra, ndërsa deri në shpatulla për femrat.
2. Lënja e gishtërinjëve normalë ashtu siq janë; as ngjitur fortë, as ndaras fort gjat namazit, përpos në ruku.
3. Gjat qëndrimit në këmbë burrat me vendosë dorën e djathtë mbi të majtën dhe nën kërthizë ndërsa gratë me vendosë dorën e djathtë mbi të majtën dhe mbi gjoksin e tyre.
4. Me lavdëruar Allahun (me këndu “subhaneke Allahumen”).
5. Me thënë “Eudhu bilahi mine shejtani rraxhimë”.
6. Me thënë Imami në vetvete “Bismilahi rrahmani rrahim” para “Elhamdulilahit” te çdo rekate, ndërsa para sureve nuk është sunet, nëse thuhet nuk prish punë, që do të thotë nuk është mekruh, ndërsa më mirë është mos me thënë.
7. Me thënë “amin” pas këndimit të “Fatihas”.
8. Me thënë “Semi Allahu limen hamideh” dhe “Rabena lekel hamd”.
9. Me thënë në vetvete “Subhaneke Allahume”, “Semi Allahu limen hamideh”, “Rabena lekel hamd” dhe “Amin”.
10. Drejtimi i trupit gjat shqiptimit të tekbirit fillestarë.
11. Imami me i thënë me zë “tekbiret”, “Semi Allahu limen hamideh” dhe “eselamu alejkum ve rahmetullah”.
12. Gjatë qëndrimit në këmbë të jenë të larguara këmbët në hapsirë prej katër gishtave.
13. Me i këndu suret me rend duke shkuar që nga fillimi e deri në mbarim dhe jo me qenë e kundërta.
14. Tekbiret e rukuit dhe të sexhdeve, përpos tekbirit të rukusë së rekatit të dytë të bajrameve se aty tekbiri është vaxhib.
15. Me thenë tri herë në ruku “Subhane rabiel Adhijmë”.
16. Me thenë tri herë në sexhde “Subhane Rabiel eala”.
17. Me i vendosur duart mbi gjunjë në ruku.
18. Me i pasur gishtat larg njeri-tjetrit gjatë rukusë nëse është mashkull e nëse është femër jo.

19. Drejtimi i gjunjëve (këmbët) me i mbajtë drejtë gjat rukusë.
20. Me drejtu shpinën gjat rukusë.
21. Me barazu kokën me shpinën gjat rukusë.
22. Me u ngritur plotësisht prej rukusë.
23. Me u ngritur plotësisht prej sexhdes.
24. Me i vendosur gjunjët, duart e pastaj ballin në sexhde, ndërsa me qenë e kundërta gjatë ngritjes.
25. Me e vendosur fytyrën në tokë në mes të shuplakave të duarve gjatë sexhdes.
26. Mos me e mbështetur barkun mbi shpatullat e këmbëve gjatë sexhdes dhe mos me i mbështetur krahët për toke gjatë sexhdës.
27. Gruaja me e mbështetur barkun mbi shpatullat e këmbëve gjatë sexhdes.
28. Ulja në mes të dy sexhdeve.
29. Me i vendosur duart mbi shpatullat e këmbëve gjatë uljes në mes të dy sexhdeve.
30. Që burri ta shtrijë këmbën e majtë për toke, ndërsa gishtat e këmbës së djathtë të jenë të kthyera kah kibla gjatë qëndrimit në etehijat.
31. Që gruaja të mbështetet në thembrrat e saja dhe që këmbët t’i ket të bashkuara.
32. Me sinjalizu me gisht gjatë shqiptimit të shehadetit.
33. Këndimi i “Fatihas” pas rekateve të para të çdo namazi farz, ndërsa pas rekateve të para të namazeve sunet është vaxhib e jo sunet.
34. Në uljen e fundit me dërgu salavate për Muhamedin a.s.
35. “Duaja” pas salavateve në uljen e fundit.
36. Me laku kokën në të djathtë dhe në majtë gjatë selamit.
37. Me pasë për qëllim Imami që selami të jetë për xhematin dhe ruajtjen nga e keqja e xhinëve.
38. Me pas për qëllim xhemati me ju dhënë selam xhematit në të djathtë dhe në të majtë dhe të jet i ruajtur nga të këqijat e xhinëve.

39. Ai i cili falet vetëm me pas për qëllim me ju dhën selam melaqeve.
40. Me dhënë selam në heshtje (ai i cili falet vetëm).
41. Me prit xhemati pak pas selamit që ndoshta Imami nuk e thot selamin e dytë e bie në sehvi sexhde.

**Vërejtje:** Këtu janë përfshirë punët e pëlqyera në namaz (mustehabet) do të thotë veprimet të cilat i ka pëlqyer Muhamedi a.s.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë sunetet e namazit.?*

# MEKRUHET E NAMAZIT

**Mekruhet e namazit janë:**

1. Çdo sunet prej suneteve të namazit me e lënë është mekruh.
2. Me e ngritë shiqimin lart nga qielli.
3. Me e laku fytyrën në të djathtë apo në të majtë.
4. Me lexu Kur’an në ruku apo sexhde.
5. Me i përvjel mënget e krahëve, apo pantalonat para se me ra në sexhde.
6. Në namazin farz me përsërit dy herë një sure pas fatihas ose në dy rekate e njejta sure me u përsëritë. Në namazet sunete, nafile nuk është mekruh përsëritja e surës.
7. Me i lëviz rrobat, mjekrrën etj.
8. Me shiku diçka çka ta humb orientimin në namaz.
9. Me i mbyllë sytë pa nevojë.
10. Me e prishë renditjen e këndimit të sureve do të thotë suret e fundit me i këndu para sureve të para të renditura në Kur’an.
11. Mekruh me u falë duke u shtrënguar prej nevojës natyrore.
12. Namazi para ushqimit të shtruar apo të përgatitur.
13. Me e ngjit namazin farz me namazin nafile.
14. Me u falë përgjumësh.
15. Me sinjalizu me dorë apo me gishtë.
16. Përsëritja e suretul “Fatiha”.
17. Me i bashku këmbët.
18. Lëvizja e kokës pa nevojë majtas apo djathtas, poshtë e përpjetë.
19. Duke qen e lëshuar radio apo televizioni.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë mekruhet e namazit?*

# ÇKA E PRISH NAMAZIN

**Namazin e prishin këto veprime:**

1. Me folë, nëse edhe një shkronjë thuhet që ka domethënie, atëherë e prish namazin.
2. Me ngrënë ose me pi.
3. Me ja kthy shpinën kibles.
5. Me lëvizë shum në namaz.
6. Zbulimi i trupit me qëllim.
7. Paraqitja e nevojës natyrore (lëshimi i gazërave).
8. Paraqitja e ndyrësirave të mëdha.
9. Të qeshurit.
10. Largimi nga feja apo çmenduria ose të fiktit.
11. Me u falë para se me hy koha e namazit.
12. Ndryshimi i nijetit.
13. Ndryshimi i domethënies për shkak të zbukurimit të zërit.
14. Me lënë një pjesë përbërëse të namazit (rukn) dhe mos me plotësu si p.sh. rukunë. Ose me lën një pjesë pregatitëse (shart) të namazit.
15. Muktedia (ai i cili falet pas imamit) me kry ndonjë detyrë të namazit para Imamit.
16. Me u falë gruaja para burrit pa mburojë.
17. Kur ai i cili është duke u falë me tejemum gjenë ujë apo kalojnë pamundësitë të cilat më parë nuk ka mundur me marrë abdest.
18. Me dhënë selam me qëllim para plotësimit të namazit.

**Pyetje:**

1. *Çka e prish namzin?*

# DHIKRI DHE DUAT PAS NAMAZIT

Sunet është për atë i cili e përfundon namazin me thenë tri herë **estegfirullah** dhe pastaj me thënë:

**Allahume ente selam ve minke selam**
**Tebarekte ja dhel xhelali vel ikram**

Pastaj me këndu **Ajetul Kursijën**, me thënë tridhjet e tri herë "**Subhanellah**", tridhjet e tri herë "**Elhamdulilah**" tridhjet e tri herë "**Allahu Ekber**" dhe të njëqintën herë:

**La ilahe il-lall-llahu vahdehu la sherike leh**
**Lehul mulku ve lehul hamdu**
**Ve huve ala kuli shej in kadirë**

Pastaj me bë lutje (dua) çka e sheh të arsyeshme për të mirat e kësaj bote dhe botës tjetër, por më e pëlqyer është ajo çka është transmetu nga Muhamedi a.s.

Argumentet nga hadithi për këto çka thamë më lartë transmetohet nga Thuban - shërbëtori i Muhamedit a.s. se ka thenë:

***"Muhamedi a.s. kur e përfundonte namazin thonte tri herë*** **Estegfirullah** ***dhe pastaj e vazhdonte:***
**"Allahume ente selam ve minke selam**
**Tebarekte ja dhel xhelali vel ikram".**

MUSLIMI

Transmeton Hasan bin Alij r.a. se Muhamedi a.s. ka thenë:

***"Kush e këndon ajetul kursijën pas çdo namazi prej namazeve farze do të jet në përkujdesjen e Allahut deri në namazin tjetër".***

(Taberani Senedi Sahihë)

## AJETUL KURSIJA

**Allahu la ilahe il-la huve**
**El hajjul kajjum**
**La teëhudhuhu sinetun ve la nevm**
**Lehu ma fis-semavati ve ma fil erd**
**Men dhel-ledhi jeshfeu indehu il-la bi idhnihi**
**Jealemu ma bejne ejdihim ve ma halfehum**
**Ve la juhitune bi shej in min ilmihi**
**Il-la bima shae vesia kursij juhus semavati vel erd**
**Ve la jeuduhu hifdhuhuma**
**Ve huvel alijjul adhimë.**

Transmeton Ebu Hurejre se Muhamedi a.s. ka thenë:

**“***Kush pas çdo namazi thotë: tridhjet e tri herë* **Subhanellah** ***dhe*** *thotë tridhjet e tri herë* **Elhamdulilah** *dhe vazhdon me tridhjet e tri herë* **Allahu Ekber** *këto bëjnë së bashku nëntëdhjetë e nëntë herë dhe të njëqintën e plotëson duke thenë:* **La ilahe il-lallahu vahdehu la sherike leh, lehul mulku ve lehul hamdu ve huve ala kuli shej in kadirë,** *I falen gabimet edhe nëse janë të shumta sa shkuma e detit”.*

Transmeton Hakemi dhe Ebu Davudi se Muhamedi a.s. pas çdo namazi e bënte këtë dua:

***Allahume afinij fi bedenij***
***Allahume afinij fi semiij***
***Allahume afinij fi besari***
***Allahume in-ni eudhubike minel kufri vel fekr***
***Allahume in-ni eudhubike min adhabil kabri***
***La ilahe il-la ente***

Në gjuhën shqipe do të thotë:

*O Zoti im jepi shëndet trupit tim*
*O Zoti im përforcoje dëgjimin tim*
*O Zoti im përforcoje shiqimin tim*
*O Zoti im kërkoj mbrojtje prej teje nga mosbesimi dhe varfërija*
*O Zoti im kërkoj mbrojtje prej Teje prej dënimit në varr*
*Nuk ka Zot tjetër përpos Teje.*

Përpos kësaj duaje lejohet me bë edhe dua tjera.

# NAMAZET FARZE DHE NAMAZET (SUNET) NAFILE DITORE

**NAMAZE FARZE quhen ato namaze që ka urdhëru Zoti i Madhëruar patjetër me u falë.**

**NAMAZE NAFILE (SUNET) quhen ato namaze të cilat Muhamedi a.s. me vullnetin e tij i ka falur për me iu afru Zotit të Madhëruar, njëherit edhe neve na ka thenë që të falim namaze vullnetare që me iu afrue Zotit të Madhëruar.**

## NAMAZET FARZE DITORE JANË:

2 Rekate farz të sabahut
4 Rekate farz të drekës
4 Rekate farz të ikindisë
3 Rekate farz të akshamit
4 Rekate farz të jacisë

## NAMAZET SYNETE DITORE JANË:

2 Rekate sunet të sabahut
4 Rekate sunet para farzit të drekës
2 Rekate sunet pas farzit të drekes
4 Rekate sunet para farzit të ikindisë
2 Rekate sunet pas farzit të akshamit
4 Rekate sunet para farzit të jacisë
2 Rekate sunet pas farzit të jacisë

Përpos kësaj në fund të ditës apo përmbyllje e të gjitha namazeve të ditës kemi 3 rekate vaxhib të **Namazit të Vitrit**. Pra ky namaz falet pas namazit të Jacisë.

**Pyetje:**

1. *Çka quajm namaze farze?*
2. *Çka quajm namaze nafile?*
3. *Çilat janë namazet farze ditore?*
4. *Çilat janë namazet sunete ditore?*

## NAMAZI FARZ JAVORË

# - NAMAZI I XHUMASË -

Në vend të drekës në ditën e xhuma falet namazi i xhumasë.
Argument për këtë kemi ajetin Kur'anorë:

> **"O ju të cilët keni besuar, kur të thëret ezani për namaz, ditën e xhumasë, shpejtoni në përkujtimin e Allahut** (me namaz të xhumasë) **dhe ndërprene shitblerjen, kjo është më e mirë për ju nëse e dini".** (SURETUL XHUMUA, 9)

Argument tjetër kemi hadithin e Muhamedit a.s. ku thotë:

> ***"Kam menduar ta urdhërojë një njeri që ta falë namazin e xhumasë,ndërsa unë të shkojë me ia djegur shtëpitë atyre të cilët nuk kanë ardhur për ta falur namazin e xhumasë".***
> (MUSLIMI)

Namazi i xhumasë përbëhet prej dhjetë rekateve:

- **4 rekate sunet para farzit**
- **2 rekate farz**
- **4 rekate sunet pas farzit të xhumasë**

**Vërejtje:** Tek ne është bërë traditë me i falë edhe gjashtë rekate të drekës.

**Namazi i xhumasë është obligim për:**

1. Çdo musliman të lirë,
2. në moshën madhore,
3. që nuk është udhëtar, dhe
4. i cili ka mundësi të shkojë në vendin e faljes së xhumasë.

**Ndërsa namazi i xhumasë nuk është obligim për:**

1. Për femrat
2. Fëmija para moshës madhore
3. I sëmuri i cili nuk ka mundësi të shkojë në xhuma
4. Udhëtari
5. I shëndoshi i cili për shkak të frigës apo ndonjë arsye që me të vërtetë nuk mundet me shku në xhuma.

**Pyetje:**

1. *Çka falim në ditën e xhuma në vend të drekës?*
2. *Trego ajetin e obligimit të namazit të xhumasë?*
3. *Trego argument nga hadithi për namazin e xhumasë?*
4. *Prej sa rekateve përbëhet namazi i xhumasë?*
5. *Për cilin nuk është obligim namazi i xhumasë?*

# SHARTET E NAMAZIT TË XHUMASË

**Shartet e namazit të xhumasë janë si vijon:**

1. Që të jet në kohën e drekës
2. Që të falet me xhematë dhe atë më së paku tre që do të thotë se namazi i xhumasë vetë nuk falet
3 Tubimi i të gjithëve në një vend për me falë një xhuma që do të thotë në një afërsi mos me qenë dy vende ku falen dy xhumaja, por një vend dhe të gjithë aty me e falë namazin e xhumasë.
4. Me qenë në qytet apo ku ka vendbanime të njohur si vendbanim
5. Hytbet e Xhumasë

**Pyetje:**

1. *Cilat janë shartet e namazit të xhumasë?*

# NAMAZET VJETORE
# - NAMAZET E BAJRAMAVE -

Namazi i Bajramave është bërë vaxhib në vitin e parë të hixhretit. Argument për namazin e Bajramit kemi ajetin kur’anorë:
“FESALI LI RABBIKE VENHAR” që do të thotë:

> **“Falu për Zotin Tënd** (fale bajramin) **dhe preje kurbanin”**. (SURETUL KEVTHER, 2)

Argument kemi edhe hadithin ku Ibn Abasi thotë se e ka falur namazin e bajramit të fitrit me Muhamedin a.s. dhe Ebu Bekrin e Omerin dhe të gjithë e kanë falë bajramin para hutbes. Po ashtu në një rast tjetër Ibn Abasi thotë se Muhamedi a.s. e ka falë bajramin pa ezan dhe pa ikamet.

- Namazi i bajramit përbëhet prej dy rekateve
- Nuk ka as ezan as ikamet për namazet e bajramave

Namazi i bajramit për dallim nga namazi farz i sabahut është se pas tekbirit fillestarë Imami dhe xhemati i thonë edhe tre tekbira tjerë, pastaj Imami këndon “Fatihanë” dhe “suren” dhe bie në ruku dhe i kryen dy sexhdet e rekatit të parë, pastaj në rekatin e dytë Imami këndon “Fatihanë” dhe “Suren”, mirëpo nuk shkon në ruku por i thotë edhe tre tekbira së bashku me xhematin dhe pastaj me tekbirin e katërt bie në ruku dhe në dy sexhde dhe ulen në fund të namazit, kështu që e përfundojnë namazin.

**Petje:**

1. *Prej sa rekateve përbëhet namazi i bajramave?*
2. *Trego argumentin kur’anor për namazin e bajramave?*
3. *Trego argumentin e hadithit për namazin e bajramave?*
4. *Si falet namazi i bajramave?*

# NAMAZI I VITRIT

Namazi i vitrit është namaz vaxhib sikurse është vaxhib edhe namazi i Bajramave.

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s.ku thotë:

> ***"Vërtet Allahu ka parapa edhe një namaz shtesë, e ai është vitri, pra falne atë namaz në mes të jacisë dhe agimit të ditës".*** (AHMEDI – me isnadin sahih)

Koha e namazit të vitrit është prej faljes së jacisë e deri në agimin e ditës, pra namazi i jacisë mund të falet në fillim të natës, në mes të natës dhe në fund të natës.

- Ky namaz përbëhet prej tri rekateve.
- Në fund të rekatit të tretë para se me ra në ruku këndohet duaja e Kunutit pasi që të thuhet tekbiri dhe pasi që të ngriten duart.

**DUAJA E KUNUTIT**

ALLAHUME INNA NESTEINUKE
VE NESTEGFIRUKE
VE NESTEHDIKE
VE NUëMINU BIKE
VE NETUBU ILEJKE
VE NETEVEKKELU ALEJKE
VE NUTHNI ALEJKEL HAJRE KUL LEHU
NESHKURUKE VE LA NEKFURUKE
VE NEHLEU VE NETRUKU MEN JEFXHURUK
ALLAHUME IJAKE NEABUDU
VE LEKE NUSALI VE NESXHUDUK
VE ILEJKE NES'A VE NEHFIDU
NERXHU RAHMETEKE
VE NEHSHA ADHABEKE
INNE ADHABEKE BIL KUFFARI MULHIKUN

**Pyetje:**

1. *Çfarë namazi është namzi i vitrit?*
2. *Cili është argumenti për namazin e vitrit?*
3. *Kur është koha e faljes së namazit të vitrit?*
4. *Prej sa rekateve përbëhet namazi i vitrit?*
5. *Si veprojmë në rekatin e tretë të namazit të vitrit?*
6. *Thuaje duanë e kunutit?*

# NAMAZI PËR SHKAK TË NXËNIES SË DIELLIT [SALATU KUSUF]
# NAMAZI PËR SHKAK TË NXËNIES SË HËNËS [SALATU HUSUF]

Këto dy namaze përbëhen prej dy rekateve, vetëm se mirë është që këndimi të jet i gjatë (leximi Kur'anit) po ashtu edhe rukuja edhe sexhdja të zgjaten.

Argument për këtë kemi hadithin e Muhamedit a.s., kur është zënë dielli dhe u errësua shumë për këtë arsye doli i dërguari i Allahut s.a.v.s. dhe i fali dy rekate, e zgjati leximin e Kur'anit dhe ka thenë:

> ***"Dielli dhe Hëna janë dy argumente prej argumenteve të Allahut me të cilat i frikëson njerëzit. Kur ta shihni errësirën dhe nxënien e tyre faluni kështu*** *(pra dy rekate)* ***si në namazin farz*** *(të sabahut)****".***

- Këto dy namaze nuk kanë ezan as ikamet, por mirë është me i thirrë njerëzit me u tubu.
- Mustehab është që të bëhet falja me xhemat dhe në xhami, por lejohet me u falë edhe veç e veç.

# NAMAZI PËR SHI [ ISTISKA ]

Kur ka mungesë të ujit dhe nuk ka shi sunet është me falë namaz për me ra shi.

- Namazi për shi përbëhet prej dy rekateve, falet me xhematë dhe jasht vendbanimit. Nuk ka ezan dhe nuk ka ikamet. Mirëpo lajmërohet populli që të tubohen sa më shumë.
- Namazi për shi falet në çdo kohë përpos kohëve të ndaluara të cilat janë të ndaluara për pesë kohët e namazit.
- Mustehab është që kur të del xhemati në fushë për ta falur namazin, në një fushë tjetër me i tubu edhe kafshët.
- Nuk ka hytbe namazi për shi por Imami kthehet në drejtim të xhematit dhe bën duanë e "ISTIGFARIT"
- Mustehab është që para namazit për shi banorët e atij vendi me bë tevbe, me bë pajtimin e ngatërresave, dhe të armiqësive, me dhënë sadeka, me i agjinu tri ditë e në ditën e katërt me u falë për shi.

# NAMAZI I VAPËS SË MESDITËS [SALATU DUHA]

Ky namaz përbëhet prej dy rekateve, por lejohet apo mirë është me i falë tet rekate.
Koha e këtij namazi është kur dielli është i fortë, përcëllues dhe vapë e madhe.

Ka dalur Muhamedi a.s. në Kuba dhe i sheh disa njerëz duke u falur në vapë të mesditës [salatul duha] dhe thotë "Namazi i të devotshmëve konsiderohet ai namaz kur falet deri sa dielli përcëllon.

Ky namaz përbëhet prej dy rekateve por mund të falet deri në tetë rekate.

# NAMAZI I NDERIMIT TË XHAMISË
## [TEHIJETUL MESXHID]

Ky namaz përbëhet prej dy rekateve.
Muhamedi a.s. në hadithë thotë:

***“Kur të vjen në xhami ndonjëri prej juve le t’i falë dy rekate para se të ulet”.***

# NAMAZI I ZGJEDHJES SË VEPRIMIT
## [NAMAZI ISTIHARE]

Ky namaz përbëhet prej dy rekateve.
Ai i cili dëshiron dhe synon me vepru një punë të mire, e falë namazin prej dy rekateve dhe në fund e bënë duan e transmetuar nga Muhamedi a.s. të cilën po e shënojmë më poshtë:

***Allahume inij estehijruke bi ilmike***
***Ve estekdiruke bi kudretike***
***Ve es eluke min fadlikel adhimë***
***Fe ineke tekdir ve la ekdir***
***Ve tealemu ve la ealem***
***Ve ente al-lamul gujub.***
***Allahume in kunte tealemu hadhel emr hajrunli***
***Fi dijni ve meashij ve akibetu emri fekdirhu li***
***Ve jesirhu lij thume barik li fijh***
***Ve in kunte tealemu enne hadhel emr sherrun lij***
***Fi dijnij ve meashij ve akibetu emrij fesrifhu***
***Ani vesrifnij anhu vekdir lijel hajru hajthu***
***Kane thume redinij bih.***

(Transmeton “Xhematu” Përpos muslimit).

# NAMAZI PËR NEVOJË TË POSAQME
## [ SALATUL HAXHE ]

Namazi për nevojë të posaqme përbëhet prej dy rekateve. Në fund të namazit këndohet duaja si vijon:

***La ilahe il-lallahul Halimul Kerimë***
***Subhanall llahi rabil arshil adhimë***
***Elhamdu lilahi Rabil aleminë***
***Es'eluke mevxhibati rahmetik***
***Ve azaime magfiretik***
***Vel ganimete min kuli birr***
***Ves-selamete min kuli ithm***
***La ted'u li dhenben il-la gaferteh***
***Ve la hemen il-la fer-rexhteh***
***Ve la haxheten hije leke redijun il-la kadejteha***
***Ja Erhamu Rrahiminë***

# NAMAZI ME PUSHIME
## [NAMAZI I TERAVIHËS]

Ky namaz falet në Ramazan pas namazit të jacisë përbëhet prej njëzet rekateve.

Pas çdo dy rekateve jepet selam, por mund të jepet selam pas çdo katër rekateve.

Namazi i teravisë edhe pse është sunet mund të falet veç e veç, por edhe me xhematë, vetëm se kuptohet me xhematë është më e vlefshme.

Argumenti për namazin e teravihës:
Transmetohet prej Ebu Hurejrës se Muhamedi a.s. ka dëshiru dhe e ka pëlqy shum faljen gjat natës në Ramazan, por nuk ka urdhëruar (se ka ba obligim), dhe vazhdon duke thënë se Muhamedi a.s. ka thenë:

***"Kush falet në Ramazan duke besuar dhe duke llogaritë se shpërblehet i falen gabimet e mëparshme".***

(KUTUB SITTE – SAHIHË)

Transmeton Aishja se gjat Ramazanit në mbrëmje Muhamedi a.s. u fal dhe u falën tjerët me të, pastaj natën tjetër prap u fal dhe njerëzit u shumuan në xhami, pastaj natën e tretë dhe të katërtën u tubuan shumë në xhami, mirëpo Muhamedi a.s. nuk prezentoi. Në mëngjes Muhamedi a.s. iu tha: "E kam ditur se jeni tubuar shumë, mirëpo nuk kam prezentu vetëm për atë se jam frigu se do të ju bëhet obligative".

MUSLIMI

# NAMAZI I UDHËTARIT

Udhëtar nuk quhet çdo udhëtar i rëndomtë, por udhëtar quhet çdo person i cili i kalon mbi 90 km prej vendbanimit ose vendlindjes së tij ose 18 orë rrugë me ecje të rëndomtë në këmbë. Argument kemi ajetin Kur'anor:

> **"Nëse udhëtoni nëpër tokë nuk bëni gabim me shkurtu namazin dhe nëse frikoheni se ju sulmojnë ata të cilët nuk besojnë".**
>
> (SURETU NISA 101)

**Namazet të cilat shkurtohen janë:**

DREKA - farz prej katër rekateve shkurtohet në dy rekate
IKINDIJA - farz prej katër rekateve shkurtohet në dy rekate
JACIJA - farz prej katër rekateve shkurtohet në dy rekate
AKSHAMI - nuk shkurtohet po ashtu edhe sabahu nuk shkurtohet por falet si në shtëpi.

Kjo sa i përket farzeve, ndërsa sa i përket suneteve ato nuk shkurtohen.

Udhëtari gjatë udhëtimit tri dit e tri netë ose 90 km prej vendbanimit i shkurton namazet, por nëse arrin në vendin e caktuar dhe vendos të qëndrojë më shum se 15 ditë, atëherë nuk e shkurton namazin, por nëse vendos të qëndrojë më pak se 15 ditë, e shkurton namazin.

**Pyetje:**

1. *Kush quhet udhëtarë në fikhun islam?*
2. *Trego argumentin për namazin e udhëtarit?*
3. *Trego namazet të cilat shkurtohen në udhëtim?*
4. *Deri sa ditë duhet me bë nijet udhëtari për ta shkurtuar namazin?*

# SEXHDETU SEHVI

Me lënë një **farz** prej farzeve të namazit, namazi prishet, andaj nuk lejohet me bë “sehvi sexhde”, por namazin e përsërisim.

Me lënë një **sunet** prej suneteve të namazit, namazi pranohet, por me shpërblim më të vogël.

Me lënë ndonjë **vaxhib** të namazit ose me e vonu ndonjë farz të namazit, atëherë bëjmë “sehvi sexhde”.

**Sehvi sexhde** do të thotë që në fund të namazit - pasi të japim selam i bëjmë edhe **dy sexhde** dhe e këndojmë “etehijatin”, “salavatet”, “duat” dhe e përfundojmë namazin me selam.

Tani do t’i përmendim rastet kur bëjmë sehvi sexhde apo ndryshe kur e harrojmë ndonjë vaxhib të namazit, e ato raste janë:

1. Mos me e këndu “Fatihan” ose pjesën më të madhe të suretul “Fatiha” në rekatet e para të namazeve farze.
2. Mos me i këndu tri ajetet e shkurta ose një ajet të gjatë ose surën ose “Fatihan” në rekatet e para të namazeve farze.
3. Në namazet (farzet) e drekës dhe ikindisë me këndu me zë ose në namazet (farzet) e sabahut, akshamit dhe të jacisë me këndu pa zë.
4. Mos me qëndru në uljen (etehijatin) e parë të namazeve tri rekate ose katër rekate.
5. Mos me këndu Etehijatin në uljen e fundit.
6. Me harru e me bë një sexhde në vend të dy sexhdeve, atëherë atë sexhde e bëjmë në fund të namazit dhe prap bëjmë sehvi sexhde.
7. Me ra në ruku e pastaj me u ngritë në këmbë me e këndu “Fatihan” dhe “Suren”, e përsërisim atë ruku dhe në fund bëjmë “sehvi sexhde”.
8. Me e këndu ajetin e sexhdes në namaz e mos me ra në sexhde prej harresës në fund bëjmë sehvi sexhde.
9. Mos me qëndru sa duhet në ruknet e namazit ose në mes të rukneve të namazit, si p.sh. në mes të rukusë dhe sexhdes.

10. Me këndu “suren” para “fatihas” ose me i këndu suret në rekatën e tretë dhe të katërtë të namazeve farze ose me këndu suren në rekaten e dytë dhe të tretë të namazeve farze e në të parën jo.
11. Mos me bë duanë e kunutit (rrespektivisht duan) në namazin e vitrit.
12. Mos me e thenë tekbirin (Allahu Ekber) në namazin e vitrit.
13. Mos me i thenë tekbirat (Allahu Ekber) ose njërin tekbir (Allahu Ekber) në namazin e Bajramave. Ose mos me e thënë tekbirin (Allahu Ekber) të rukusë së rekatit të dytë të namazit të bajramave.
14. Me i bë dy përkulje (dy ruku) bëjmë sehvi sexhde.
15. Mos me qëndru në uljen e parë (etehijatin e parë)
16. Me dyshu në namaz.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë sehvi sexhde?*
2. *Trego disa raste kur duhet me bë sehvi sexhde?*

# NAMAZET TË CILAT NUK JANË FALUR MUND TË FALEN [ KADA ] PAS KALIMIT TË KOHËS

“EDA”  do të thotë me falë namazin në kohën e tij të rregullt.
“KAZA” do të thotë me fal namazin pas kalimit të kohës së tij, me fjalë tjera në kohën e ç’rregullt.

Nëse muslimanit i kalojnë shumë kohë të namazit, ai ka gabuar për këtë arsye ai duhet të pendohet dhe me falë namazin kada (kaza).

Nëse muslimanit i kalon koha e namazit me arsye nuk e ka gabim si p.sh. friga nga egërsira apo armiku.

Argument për namazin kada është Hadithi i Muhamedit a.s:

> ***Kujt i humb koha e namazit ose e harron le ta falë kur të iu kujtohet, pse Zoti i Madhëruar ka thenë: “Fale namazin për me më përkujtu Mua”.*** ***(*** MUSLIMI – nga Enesi)

# RENDITJA E NAMAZEVE KAZA

Nëse gjat tërë jetës (pos fëmijërisë) nuk kanë kaluar pa i falë më shumë se pesë kohë të namazit atëherë renditja është **vaxhib**. Ndërsa nëse kanë kaluar më shumë, atëher renditja nuk është vaxhib.

**Pyetje:**

1. *Çka do të thotë “EDA” dhe çka “KADA”?*

# NAMAZI I XHENAZËS

Namazi i xhenazës është farz kifaje që do të thotë nëse ndonjëri ose disa ja falin namazin të vdekurit tjerët lirohen prej obligimit.

Ndryshe namazi i xhenazës është lutje për të vdekurin.

Në namazin e xhenazës as nuk bimë në ruku as në sexhde dhe as nuk qëndrojmë në uljen e fundit. Namazi i xhenazës fillim e mbarim bëhet në këmb.

# SI VEPROJM NË NAMAZIN E XHENAZËS

- Vendoset kufoma para xhematit
- Imami qëndron pran gjoksit të kufomës
- Xhemati rreshtohen pas Imamit
- Imami dhe xhemati e bëjnë nijetin
- Pas nijetit fillon namazi me Tekbirin “Allahu Ekber”
- Pas tekbirit të parë këndohet “Subhaneke” duke ia shtuar ”ve xhelethenauke”
- Pas tekbirit të dytë këndohen salavatet
- Pas tekbirit të tretë këndohet lutja për të vdekurin dhe
- Pas tekbirit të katërtë ipet selam.

# NAMAZI ME XHEMAT

Namazi me xhemat është sunet muekede (i forte)
Argument kemi hadithin e Muhamedit a.s. ku thotë:

> ***"Namazi me xhematë është më i vlefshëm se namazi vetëm për njëzet e shtatë shkallë".***
>
> BUHARIU DHE MUSLIMI

Argument kemi ajetin Kur'anorë:

> ***"Kur të jesh në mesin e tyre dhe ju falë atyre namazin".***
>
> SURETU NISA 101

Në një hadith tjetër Muhamedi a.s. thotë:

> ***"Kush pastrohet në shtëpi pastaj shkon në xhami të cilat janë shtëpitë e Allahut për ta kryer farzin prej farzeve të Allahut për çdo hap i fshihet një gabim dhe për çdo hap tjetër i ngritet një vlerë".***

# KUR LEJOHET MOS ME U FALË ME XHEMAT

Lejohet për mos me shku në xhami me u falë me xhematë në këto raste:

- Të ftohtit e fortë ose shiu i fortë apo bora e madhe
- Kur të jetë baltë e madhe dhe rruga shumë e prishur dhe është errësirë
- I verbëri i cili nuk ka udhëzues
- Sëmundja
- Për shkak të nevojës
- Kur ushqimi është i pregatitur
- Kur të jet njeriu i lodhur për gjumë
- Nëse përdoret ushqimi me hudër apo ndonjë ushqim me erë të rendë

**Pyetje:**

1. *Çka është namazi me xhematë?*
2. *Trego hadithin për vlerën e namazit me xhematë?*
3. *Trego ajetin Kur'anorë për namazin me xhematë?*
4. *Kur lejohet mos me u falë me xhematë?*

## سُورَةُ الفِيلِ مَكِّيَّة ١٠٥
وآياتها خمس

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَلَمْ تَرَ كَيْفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِأَصْحَٰبِ ٱلْفِيلِ ﴿١﴾ أَلَمْ يَجْعَلْ كَيْدَهُمْ
فِى تَضْلِيلٍ ﴿٢﴾ وَأَرْسَلَ عَلَيْهِمْ طَيْرًا أَبَابِيلَ ﴿٣﴾ تَرْمِيهِم
بِحِجَارَةٍ مِّن سِجِّيلٍ ﴿٤﴾ فَجَعَلَهُمْ كَعَصْفٍ مَّأْكُولٍۭ ﴿٥﴾

## سُورَةُ قُرَيْشٍ مَكِّيَّة ١٠٦
وآياتها أربع

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

لِإِيلَٰفِ قُرَيْشٍ ﴿١﴾ إِۦلَٰفِهِمْ رِحْلَةَ ٱلشِّتَآءِ
وَٱلصَّيْفِ ﴿٢﴾ فَلْيَعْبُدُوا۟ رَبَّ هَٰذَا ٱلْبَيْتِ ﴿٣﴾ ٱلَّذِىٓ
أَطْعَمَهُم مِّن جُوعٍ وَءَامَنَهُم مِّنْ خَوْفٍۭ ﴿٤﴾

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

ELEM TE**R**EKEJFE FE**A**LE **R**ABBUKE
BI E**S-H**ABIL FI*II*L
ELEM JEXH'**A**L KEJDEHUM FI*I* TEDLI*III*L
VE E**R**SELE **A**LEJHIM **T**AJ**R**EN EBABI*III*L
TE**R**MI*I*HIM BI **H**IXHA*A***R**ETIN MIN SIXH-XHI*III*L
FE XHE**A**LEHUM KE **AS**FIN MEëKULë.

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

LI I*I*LA*A*FI **K**UREJ*JJ*SH
I*I*LA*A*FIHIM RI**H**LETESH-SHITAAI VE**S-S**AJ*JJ*F
FEL JE**A'**BUDU*U* RABBE HAADHEL BEJJT
EL LEDHI*I* E**T**'**A**MEHUM MIN XHUUI**I**N]
VE A*A*MENEHUM MIN **H**AUFë.

## سُورَةُ الماعون مكية ١٠٧
وآياتها سبع

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

أَرَءَيْتَ ٱلَّذِى يُكَذِّبُ بِٱلدِّينِ ﴿١﴾ فَذَٰلِكَ ٱلَّذِى يَدُعُّ
ٱلْيَتِيمَ ﴿٢﴾ وَلَا يَحُضُّ عَلَىٰ طَعَامِ ٱلْمِسْكِينِ ﴿٣﴾ فَوَيْلٌ
لِّلْمُصَلِّينَ ﴿٤﴾ ٱلَّذِينَ هُمْ عَن صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ ﴿٥﴾
ٱلَّذِينَ هُمْ يُرَآءُونَ ﴿٦﴾ وَيَمْنَعُونَ ٱلْمَاعُونَ ﴿٧﴾

## سُورَةُ الكوثر مكية ١٠٨
وآياتها ثلاث

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِنَّآ أَعْطَيْنَٰكَ ٱلْكَوْثَرَ ﴿١﴾ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَٱنْحَرْ ﴿٢﴾
إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ ٱلْأَبْتَرُ ﴿٣﴾

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

ERE EJTEL-LEDHI*I*
JUKEDH-DHIBU BID-DI*II*JNë
FEDHA*A*LIKEL LEDHI*I*
JEDU’**U**L JETI*I*JMë
VE LA*A* JE**H**U**DD**U
**A**LA*A* **T**A’**A**AMIL MISKI*III*Në
FE VEJLUN LIL MU**S**AL-LI*I*NEL-LEDHI*I*NE
HUM **A**N **S**ALA*A*TIHIM SA*A*HU*UU*Në
EL-LEDHINE HUM JU**R**A*AAA*U*UUU*Në
VE JEMNE’**U**_U_NEL MA*A*’**U**_UU_Në

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

IN-NA*AA* E**AT**AJNAAKEL KEVTHER
FE**S**AL-LI LI**R**ABBIKE VEN**H**A**R**
INNE SHAANIEKE HUVEL EBTER

## سُورَةُ الكَافِرُونَ مَكِّيَّة (١٠٩)
وآياتها ست

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ يَٰٓأَيُّهَا ٱلْكَٰفِرُونَ ﴿١﴾ لَآ أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ﴿٢﴾
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ﴿٣﴾ وَلَآ أَنَا۠ عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ﴿٤﴾
وَلَآ أَنتُمْ عَٰبِدُونَ مَآ أَعْبُدُ ﴿٥﴾ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِىَ دِينِ ﴿٦﴾

## سُورَةُ النَّصْرِ مَدَنِيَّة (١١٠)
وآياتها ثلاث

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

إِذَا جَآءَ نَصْرُ ٱللَّهِ وَٱلْفَتْحُ ﴿١﴾ وَرَأَيْتَ ٱلنَّاسَ يَدْخُلُونَ
فِى دِينِ ٱللَّهِ أَفْوَاجًا ﴿٢﴾ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَٱسْتَغْفِرْهُ
إِنَّهُۥ كَانَ تَوَّابًا ﴿٣﴾

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

**K**UL JA*AA* EJJUHEL KA*A*FIRU*UUU*Në
LA*AAA* E**A**BUDU MA*A* TE**A**BUDU*U*Në
VE LA*AAA* ENTUM **A**ABIDU*U*NE MA*A* E**A**BUD
VE LA*AAA* ENE **A**ABIDUN MA*A* **A**BEDTUM
VE LA*AAA* ENTUM A*A*BIDUUNE MA*A* E**A**BUD
LEKUM DI*I*JNUKUM VE LIJE DI*I*JNë.

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

IDHA*A* XHA*AAA*E
NE**S**RULL-LLA*A*HI VEL FET'**H**
VE RE EJTEN-NA*A*SE JED'**H**ULU*U*NE
FI*I* DI*I*JNIL-LA*A*HI EFVA*A*XHA**A**
FESEBBIH BI**H**AMDI RABBIKE VESTE**G**FIRH
IN-NEHU*U* KA*A*NE TEVVA*A*BA*A*

## سُورَةُ المَسَدِ مَكِّيَّة ١١١
وآياتها خمس

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

تَبَّتْ يَدَآ أَبِى لَهَبٍ وَتَبَّ ۝١ مَآ أَغْنَىٰ عَنْهُ مَالُهُۥ وَمَا
كَسَبَ ۝٢ سَيَصْلَىٰ نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ۝٣ وَٱمْرَأَتُهُۥ حَمَّالَةَ
ٱلْحَطَبِ ۝٤ فِى جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍۭ ۝٥

## سُورَةُ الإِخْلَاصِ مَكِّيَّة ١١٢
وآياتها أربع

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ۝١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ۝٢ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ
يُولَدْ ۝٣ وَلَمْ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدٌۢ ۝٤

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

TEBBET JEDA*AAA* EBI*I* LEHEBIN VETEBBë
MA*A* **A**GNA*A* **A**NHU MA*A*LUHU*U* VE MA*A* KESEB
SE JE**S**LA*A* NA*A***R**EN DHA*A*TE LEHEBë
VEM**R**EETUHU*U* **H**AMMA*A* LETEL **H**ATABë
FI*I* XHI*I*DIHA*A* **H**ABLUN MIN MESEDë

**BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM**

**K**UL HUVALLA*A*HU E**H**ADë
ALLA*A*HUS-**S**AMEDë
LEM JELIDë
VE LEM JU*U*LEDë
VE LEM JEKUN LEHU*U*
KUFUVEN E**H**ADë

## سورة الفلق مكية ١١٣
وآياتها خمس

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلْفَلَقِ ١ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ٢ وَمِن شَرِّ غَاسِقٍ إِذَا
وَقَبَ ٣ وَمِن شَرِّ ٱلنَّفَّٰثَٰتِ فِى ٱلْعُقَدِ ٤ وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ٥

## سورة الناس مكية ١١٤
وآياتها ست

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ ٱلنَّاسِ ١ مَلِكِ ٱلنَّاسِ ٢ إِلَٰهِ
ٱلنَّاسِ ٣ مِن شَرِّ ٱلْوَسْوَاسِ ٱلْخَنَّاسِ ٤ ٱلَّذِى يُوَسْوِسُ
فِى صُدُورِ ٱلنَّاسِ ٥ مِنَ ٱلْجِنَّةِ وَٱلنَّاسِ ٦

BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM

**K**UL E**U***U*DHU BIRABBIL FELE**K**ë
MIN SHERRRRI MA*A* **H**ALE**K**ë
VE MIN SHERRRRI GA*A*SI**K**IN IDHA*A* VE**K**ABë
VE MIN SHERRRRI NEFFA*A*THA*A*TI FIL **UK**ADë
VE MIN SHERRRRI **H**A*A*SIDIN IDHA*A* **H**ASEDë

BISMIL LAHI RRAHMANI RRAHIM

**K**UL E**U***U*DHU BI **R**ABBIN-NA*AAA*S
MELIKIN-NA*AAA*S
ILA*A*HIN-NA*AAA*S
MIN SHERRRRIL VESVA*A*SIL **H**AN-NA*AAA*S
EL-LEDHI*I* JUVESVISU
FII **S**UDU*U*RIN-NA*AAA*S
MINEL XHIN-NETI VEN-NA*AAA*S.

**Vërejtje**: Shkronjat të cilat janë më të theksuara duhet të shqiptohen rëndë për të pasur kuptim të plotë në gjuhën arabe se përndryshe fjala merr kuptim tjetër.

**-** Zanoret e dyfishta apo të katërfishta duhet të zgjaten po aq sa janë fishuar.

**PËRMBAJTJA:**

**KAPITULLI I DYTË**